Prill 2022
Numri: 169
E përmuajshme

# ETIKA

Revistë edukative-kulturore - www.progresibotime.com

Shqipëri: 200 Lekë
Kosovë: 1.5 Euro
Maqedoni: 90 Den
Evropë: 7 Euro

# NDIKIMI I USHQIMIT MBI GJENDJEN SHPIRTËRORE



revistaetika progresibotime

PROGRESI
BOTIME

TË RINJ




Fjala më e bukur është Libri i Allahut. Rruga më e mirë është sunneti profetik. Streha më e sigurt është devotshmëria. Të folurit më me virtyt është përmendja e Allahut.

Tregimet më të bukura gjenden në Kuran. Rrugët më të ndritura janë rrugët udhëzuese të profetëve.

Dija më e mirë dhe më e dobishme, është ajo që kthehet në kulturë. Justi(kimi më i keq është ai që bëhet në momentin e vdekjes. Pendimi më i keq, është ai në ditën e kiametit. Pasuria më e mirë, është ajo e zemrës.




Besimtarët janë në trupa të ndryshëm, ata janë të detyruar ta konsiderojnë njëri-tjetrin si organet e një trupi që jetojnë me një zemër të vetme. Ashtu siç i gjithë trupi e ndjen dhimbjen e një organi, edhe perceptimi i vuajtjeve të vëllezërve të fesë, është një sprovë ndërgjegjeje për të gjithë besimtarët.

Allahu i Lartëmadhëruar i ka krijuar njerëzit nevojtarë ndaj njeri-tjetrit. Shoqëria, ashtu si ka klasën e pasur dhe të fortë, ka e do të ketë gjithmonë edhe klasën e të dobtëve, të njerëzve me probleme shëndetësore dhe të nevojtarëve. Ne duhet të pyesim veten: "Pse i krijoi Allahu i Lartëmadhëruar nevojtarët?" Përgjigjja dihet: "Nevojtarët janë amanet i Allahut (xh.sh.), që ua ka lënë jonevojtarëve." Këtë përgjegjësi e ka dhënë Vetë Allahu.

**SHQIPËRI:** Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"; Shkodër; Shqipëri | Mob: +355 67 340 6182 | e-mail: rev.etika@gmail.com
**KOSOVË:** Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin; Prizren; Kosovë | Mob: +377 44 566 577
**MAQEDONI:** Drvarska 28; Stara Carsija; Skopje; Makedonija | Mob: +389 7042 8245

# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

Sprova e parë e Ademit (a.s.), babait të njerëzimit, ishte mbi ushqimin. Zoti ia shpjegoi atij se çfarë mund të hante dhe çfarë nuk duhet të hante në fillim të krijimit të tij siç vijon:

***"O Adem! Ti dhe gruaja jote vendosuni në xhenet. Hani** (pini) **çfarë të doni, ku të doni. Mirëpo, mos iu afroni kësaj peme, se përndryshe do të bëheni prej zullumqarëve."*** (A'raf, 19).

Edhe pse kufiri i hallallit është shumë i gjerë dhe korniza e haramit është jashtëzakonisht e ngushtë, tek njerëzit zgjohet dëshira për të ndaluarën me motive të brendshme dhe të jashtme. Edhe sprova fillon pikërisht këtu. Në marrëdhënien djall-njerëz, një nga hallkat më të dobëta të njeriut, dhe ndoshta e para, është nënshtrimi ndaj «pasionit për të ngrënë» në emër të të bërit diçka dhe të përforcuar dhe përjetësuar ekzistencën e tij. Kjo është gjithmonë baza e humbjes në emër të përfitimit më të madh. Sepse, në vorbullën e dëshirave të formuara nga sugjerimet e brendshme dhe të jashtme, njeriu harron urdhrin hyjnor, del nga i gjithë hallalli dhe preokupohet me kafshatën haram. Por rezultati është shumë i dhimbshëm.

Siç shprehet hoxha ynë i nderuar Prof. Dr. Mehmet Gormezi, "Kostoja e futjes së haramit në trupin tonë është zbulimi i të metave tona. Kështu gjendemi ballë për ballë me rrezikun e humbjes së dinjitetit tonë në sytë e të Mëshirshmit dhe të rënies nga grada e ahseni takvimit (krijimit më të bukur) në esfeli sefilin (gjendjen më të ulët). Prandaj, një nga kriteret bazë që mat pastërtinë dhe virtytin e njeriut, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër, është ndjeshmëria dhe qëndrimi i tij ndaj hallallit-haramit. Arritja e vërtetë e madhe këtu nuk është prodhimi i pakufizuar dhe konsumi i furishëm, por është ruajtja e duhur e kufijve hallall-haram të vendosura nga Allahu."

Frytet e diturisë, urtësisë dhe zgjuarsisë u jepen atyre që kanë një atmosferë fizike që ushqehet me kafshatë hallall. Të gjithë të urtët dhe dijetarët kanë tërhequr vëmendjen për këtë të fshehtë. Në ajetin që shprehet se "Askush nuk mund ta prekë Kuranin përveç atyre që janë të pastër" (Vakia, 79), theksohet se kushti më i rëndësishëm për të përfituar nga kjo tryezë qiellore është pastërtia.

Harami krijon perde në botën e brendshme të njeriut, i mbyll dritaret e ndjenjave që perceptojnë dhe kështu ua prish shkallën e vlerësimit. Kjo pikë është theksuar edhe më lart kur Ademit dhe bashkëshortes së tij iu tha se nëse do të hanin nga pema e ndaluar, «do të bëheshin prej zullumqarëve». Sepse zullum (padrejtësi) do të thotë të mos e vendosësh diçka në vendin e vet. Me fjalë të tjera, është privimi i njeriut nga drejtësia dhe urtësia.


Revista ETIKA

**Prill 2022**
VITI: XVI
NUMRI: 169

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro




# Përmbajtja



























# NDIKIMI I USHQIMIT MBI GJENDJEN SHPIRTËRORE

Mehmet Lutfi Arsllan

Çështja e kafshatës ndodhet në pikën e kryqëzimit të jetës materiale dhe asaj shpirtërore. Vetitë dhe cilësitë e ushqimit ndikojnë në mënyrë të drejtpërdrejtë në shëndetin edhe të trupit, edhe të zemrës. Nuk mjafton që trupi të marrë vetëm proteinat, karbohidratet apo yndyrat që i nevojiten, por edhe ushqimi i marrë duhet të jetë hallall dhe i pastër, në mënyrë që ta përgatisë për përjetësinë trupin në të cilin hyn. Kjo pikë kërkon shqyrtimin e shumë elementeve shtesë në të ushqyerit, që nga sigurimi i tij e deri te përgatitja dhe servirja e tij. Ka kafshatë që na lartëson nëpër qiejt shpirtëror, por ka edhe kafshatë që na bën të rrokullisemi në gropat e mjerimit. Ai që i bën kaq të ndryshme këto dy kafshata që duken të njëjta në pamje, është trajtimi që i nënshtrohet kafshata që nga marrja e saj e deri në tretjen e saj. Ky trajtim përcakton materialisht dhe shpirtërisht cilësinë e jetës sonë. Kush kujdeset se ku, si dhe në çfarë forme i vjen kafshata e tij, i ka bërë vetes mirësinë më të madhe dhe ai që nuk kujdeset për këtë, i ka bërë padrejtësi nefsit të tij.

Çështja e ushqimit është aq e rëndësishme saqë dera e sprovës, e cila filloi me zbritjen e njeriut nga xheneti në tokë, u hap me shkeljen e një ndalimi të tij. Babai ynë Ademi dhe nëna jonë Havaja, të cilët hëngrën frutën e pemës (shexheretu'l-huld) që Zoti donte të mos i afroheshin, e nisën sprovën e të gjithë neve, e cila do të zgjasë deri në Ditën e Gjykimit, me një veprim i cili quhet "ngrënie": ***"Më në fund hëngrën prej saj. Atëherë atyre iu shfaqën vendet e turpshme. Ata u përpoqën të mbuloheshin me gjethet e xhenetit. (Në këtë mënyrë) Ademi nuk iu bind Zotit të tij dhe devijoi nga rruga*** (e drejtë).» (Taha, 121) Ngrënia e ushqimit të ndaluar dëmtoi sjelljet e mira dhe modestinë dhe çoi në rebelim. Prandaj, kërkimi i kafshatës hallall dhe të pastër është një nga detyrat kryesore të rolit që i është caktuar njeriut nga Zoti (xh.xh.). Ai që dëshiron të mos rebelohet kundër Zotit të tij dhe të mos devijojë nga rruga e drejtë, duhet të jetë i kujdesshëm ndaj kafshatës së tij.

Sot, me ndërhyrjen e industrisë ushqimore mbi farat, tokën dhe natyrën, ndjeshmëria ndaj kafshatës kërkon më shumë kujdes. Buka është e ndotur, uji është i ndotur, mënyrat e fitimit të bukës dhe ujit janë të ndotura. Shkatërrimi që është shfaqur në tokë dhe në det për shkak të veprimeve të njerëzve, jo vetëm që ka ulur cilësinë e ushqimit, por edhe i ka lënë njerëzit ballë për ballë me probleme. Është e qartë se ushqimi që nuk mund të plotësojë kushtet e hallallit dhe pastërtisë do t'i bëjë njerëzit të humbasin ekuilibrin e natyrshmërisë dhe të shkaktojë një përkeqësim që do të shkatërrojë dy botët e tyre. Kurani Fisnik thotë se veprimi i parë i një njeriu që përpiqet për të shkaktuar ngatërresa në botë është të luajë me farat dhe brezat: ***«Ka njerëz të tillë që ty të pëlqejnë ato që thonë për jetën e kësaj bote. Ai***

***madje e bën Allahun dëshmitar për atë që ka në zemër*** (se është i sinqertë)***. Megjithatë, ai është armiku më i ashpër. Kur kthehet*** (ose i ndodh ndonjë gjë)***, ai përpiqet për të shkaktuar probleme në tokë, për të shkatërruar të korrat dhe për të prishur brezat. Allahu nuk e do shkatërrimin."*** (Bekare, 204-205)

Të korrat të shprehura me fjalën "harth" në ajet, mund të nënkuptojnë bilancin e prodhimit ose kushtet ekonomike, si dhe fushat, kulturën dhe zakonet e të ngrënit dhe të pirit. Në vitet 1950, praktika të tilla si përmirësimi i farës, mekanizimi, ujitja dhe përdorimi i ilaçeve, të cilat u prezantuan me synimin për të ofruar ushqim për më shumë njerëz, çuan në rritje serioze të prodhimit të drithërave, por këto rritje afatshkurtra ua lanë vendin e tyre kostove të rënda të përjetuara në periudhën afatmesme dhe afatgjatë. Toka u përkeqësua, uji u ndot dhe përdorimi i niveleve të larta të produkteve kimike ndikoi negativisht në prodhim. Fakti që bujqësia është bërë e varur nga plehrat artificiale dhe kimikatet, i ka bërë vendet e varfra të varura nga vendet e zhvilluara, dhe farat e zbehta, të cilat japin prodhime të bollshme, por e bëjnë tokën sterile dhe i bëjnë prodhuesit të varur, e kanë shkatërruar bujqësinë klasike.

"Ndërhyrja te të korrat", e cila çoi në shfaqjen e karteleve të mëdha ushqimore në mbarë botën, ka hyrë në një fazë të re me "organizmat e modifikuar gjenetikisht" (OMGJ). Faza e re bazohet në modifikimin e drejtpërdrejtë të gjeneve të bimëve. Kështu pretendohet se kulturat e reja që dalin në këtë mënyrë do të kenë nevojë për më pak plehra dhe do të jenë më rezistente ndaj thatësirës, nxehtësisë, ngricave, parazitëve dhe sëmundjeve. Aktualisht, tre të katërtat e farave të sojës, gjysma e pambukut dhe një e katërta e misrit të rritur në mbarë botën janë produkte OMGJ. Megjithatë, pafajësia e këtyre produkteve, të cilat nga shumica e shkencëtarëve paraqiten si shpresa e njerëzimit, ende nuk dihet. Produktet OMGJ si një zonë ndërhyrjeje, efektet e së cilës nuk mund t'i vëzhgojmë, mund të jenë edhe një nga frontet e luftës së djallit kundër njerëzve. Kur shejtani u mallkua nga Allahu, tha: ***«Unë me siguri do t'i mashtroj ata, me siguri do t'i mbys në iluzionet e kota, do t'i urdhëroj ata dhe ata do t'u presin veshët kafshëve, do t'i urdhëroj dhe ata do ta ndryshojnë atë që ka krijuar Allahu."*** (Nisa, 119) Ndërsa prerja e veshëve të kafshëve mund të tregojë kopjim të bërë me anë të një qelize veshi, si në rastin e deleve Dolly, ushqimi i falsifikuar me OMGJ mund të kuptohet si ndryshim i asaj që ka krijuar Allahu. Me pak fjalë, çështja e kafshatës ka marrë një natyrë ndaj të cilës duhet të jemi më të ndjeshëm në periudhën tonë të re.



Mirë, por cilat janë pikat që duhet t'u kushtojnë vëmendje ata që shqetësohen për ushqimin hallall dhe të pastër?

Pika e parë ka të bëjë me furnizimin. Kriteri në këtë çështje është hallalli. Allahu e ka përcaktuar se çfarë është hallall***: "Të pyesin ty se çfarë u është lejuar atyre. Thuaj: Tajjib/ çdo gjë që është e pastër dhe e mirë ju është lejuar…"*** (Maide, 4) Kjo pikë rreth fitimeve hallall shprehet negativisht në hadithin vijues: "Një person shkon në një ekspeditë të gjatë (në rrugën e së vërtetës), flokët e shprishur, i mbuluar nga pluhuri dhe dheu, i ngre duart drejt qiellit dhe lutet: O Zot, o Zot. Mirëpo, ajo që ha është haram, ajo që pi është haram dhe ajo që vesh është haram, (shkurtimisht) si mund të pranohet lutja e një personi të tillë që ushqehet me haram?» (Muslim, Zekat, 19.) E kundërta e hallallit është harami. Edhe hallalli, edhe harami janë të qartë. Të qenët vigjilent ndaj të dyshuarave në mes tyre është prej besimit të mirë të njeriut. Punëdhënësi duhet t'i kushtojë vëmendje të drejtave të punonjësve, punëtori duhet t'i kushtojë vëmendje orarit të punës dhe tregtari duhet t'i kushtojë vëmendjs aktivitetit të tij, në mënyrë që të sigurohet ushqimi hallall.

Pika e dytë është pastërtia. Kurani Fisnik e shpreh këtë me fjalën «tajjib». Kjo fjalë, e cila zakonisht përkthehet si diçka e pastër, gjithashtu do të thotë edhe e bukur, cilësore, e qartë dhe e përsosur. Ushqimi që është Tajjib është edhe i pastër, i këndshëm, ushqyes dhe i favorshëm për zhvillimin e jetës shpirtërore. E kundërta e tajjibit është habithi. Ushqimi i pastër bën të mundur kryerjen e veprave prej të cilave Allahu është i

kënaqur. Kurse ushqimi habith (i keq) i bën njerëzit të bëjnë gjëra që Allahu (xh.xh.), i ndalon. Ka një lidhje midis nderit të njeriut dhe të qenët e ushqimit tajjib. Njeriu që ushqehet me ushqim tajjib, e ruan dinjitetin e tij dhe fiton lartësim në gradat e premtuar nga Allahu Teala. Në të kundërt, situata rezulton në poshtërim.

Pika e tretë është infaku. Nëse furnizimi (rrësku) është kafshata që na është caktuar, ndarja e saj me të tjerët është detyrë që na vihet si kusht i tretë pas besimit në gajb dhe faljes së namazit. Disa njerëz kanë më shumë rrësk. Atij që i është dhënë shumë, duhet ta ndajë rrëskun me atë që i është dhënë pak. Infaku duhet të bëhet si në mirëqenie ashtu edhe në vështirësi. Kur besimtari ta ndajë rrëskun me të tjerët, as nuk duhet të jetë koprrac, as nuk duhet të jetë i papërgjegjshëm përgjatë ndarjes. Nuk duhet pritur falënderim në këmbim të asaj që jepet dhe ajo që jepet nuk duhet të përmendet, përkundrazi duhet falënderuar Allahu në shenjë mirënjohjeje ndaj Tij, i Cili na e mundëson të japim. ***”Ushqehuni me gjërat e lejuara dhe të mira që jua ka dhënë Allahu dhe falënderoni për mirësitë e Allahut, nëse vërtet e adhuroni Atë..”*** (Nahl, 114)

Pika e katërt është të preferoni duart kompetente në të gjitha fazat nga sigurimi i ushqimit e deri në hyrjen e tij në fyt. Hizri, alejhi's-selam, nuk e hëngri ushqimin e ofruar nga Abdulhalik Guxhduvani, kuddise sirruh. Kur ky i fundit i tha: ”Është hallall, andaj mund ta hash”, ai ia ktheu: ”Është hallall, por ai që e ka gatuar, e ka gatuar me inat.” Për ata që nuk e kuptojnë këtë, mjafton të mendojnë se pse ushqimi i nënës është gjella më e shijshme. Ushqimi nuk ka të bëjë vetëm me përbërësit dhe gatimin me mjeshtëri të përbërësve. Kushdo që merr pjesë në procesin e blerjes, përgatitjes, gatimit, servirjes dhe ngrënies, nijeti, lutja ose syri i keq i të gjithëve hyjnë në përbërjen e asaj gjelle dhe bëhen pjesë në fatin e asaj kafshate. Fakti që Shah Nakshibendi shpesh i përgatiste vetë ushqimet e nxënësve të tij, ndoshta ishte për shkak të mëshirës së tij të mbrujtur me këtë botëkuptim.

Pika e pestë është thjeshtësia. Nëna jonë Hz. Aishja, (r.a.), është shprehur se ndodhte që Ehli Bejti të kalonin javë pa gatuar ushqim të nxehtë duke ndezur një zjarr dhe duke vendosur tenxhere mbi të. Kjo familje e lumtur, e cila për dy ditë radhazi nuk kishte mjaftueshëm bukë elbi, nuk e pati ngrënë dot as një vakt të përbërë kryesisht nga hurma dhe ujë. Padyshim se askush nuk mund ta ndalojë atë që Allahu e ka lejuar. Por ndryshimi midis të jetuarit për të ngrënë dhe të ngrënët për të jetuar duhet kuptuar mirë. Një jetë e thjeshtë është një domosdoshmëri e besimit. Është e padëshirueshme që çështja e kafshatës të bëhet axhendë kryesore e jetës, qoftë duke konsumuar vakte të shijshme, qoftë duke mbajtur dietë, siç bëjnë njerëzit modernë. Të jesh i kënaqur me atë që është e arsyeshme, të mos kalosh në ekstrem në të ngrënë e të pirë dhe të shmangësh shpërdorimin, duhet të jetë motoja e besimtarit.

Qëndrimi ynë është qëndrimi i të Nderuarit tonë: Kur gjente, hante dhe e falënderonte Zotin, kur nuk gjente, nuk ankohej dhe bënte durim. Ai (a.s.), nuk refuzonte asnjë ushqim, e hante nëse donte dhe e linte nëse nuk i pëlqente. Ai kurrë nuk hante i mbështetur dhe rekomandonte larjen e duarve në fillim dhe në fund të vaktit. Kur fillonte të hante, thoshte besmelenë, hante me dorën e djathtë dhe para vetes. Nëse ushqimi ishte gati, e shtynte namazin për më vonë dhe sugjeronte që të gjithë të hanë para vetes. Ai nuk i frynte ushqimit apo pijes, nuk merrte frymë në enë dhe ujin e pinte me tri gllënjka. Ai donte që të fshihej pjata e ushqimit dhe nuk ia jepte askujt tjetër atë që nuk e hante vetë. Nuk hante në tavolinën e arrogantëve, në të cilën përdoreshin enë luksoze dhe i pëlqente të hante bashkë me të tjerët. Ngrihej nga sofra para se të ngopej dhe lutej për atë që i kishte dhënë ushqimin. Ne që jemi nderuar me të qenët umet i tij, duhet të përpiqemi ta përvetësojmë këtë mënyrë jetese plot thjeshtësi dhe të bëjmë përpjekje që kafshatën tonë ta kemi hallall, të pastër dhe të frytshme.

Kafshata është e rëndësishme; ose të bën të devotshëm, ose të vret.



# NDJESHMËRIA NDAJ USHQIMIT HALLALL NË MBROJTJEN DHE ZHVILLIMIN E PERSONALITETIT

*Dr. Adem Ergyl*

Sprova e parë e Ademit (a.s.), babait të njerëzimit, ishte mbi ushqimin. Zoti ia shpjegoi atij se çfarë mund të hante dhe çfarë nuk duhet të hante në fillim të krijimit të tij siç vijon:

***"O Adem! Ti dhe gruaja jote vendosuni në xhenet. Hani*** (pini) ***çfarë të doni, ku të doni. Mirëpo, mos iu afroni kësaj peme, se përndryshe do të bëheni prej zullumqarëve."*** (A'raf, 19).

Edhe pse kufiri i hallallit është shumë i gjerë dhe korniza e haramit është jashtëzakonisht e ngushtë, tek njerëzit zgjohet dëshira për të ndaluarën me motive të brendshme dhe të jashtme. Edhe sprova fillon pikërisht këtu. Në marrëdhënien djall-njerëz, një nga hallkat më të dobëta të njeriut, dhe ndoshta e para, është nënshtrimi ndaj «pasionit për të ngrënë» në emër të të bërit diçka dhe të përforcuar dhe përjetësuar ekzistencën e tij. Kjo është gjithmonë baza e humbjes në emër të përfitimit më të madh. Sepse, në vorbullën e dëshirave të formuara nga sugjerimet e brendshme dhe të jashtme, njeriu harron urdhrin hyjnor, del nga i gjithë hallalli dhe preokupohet me kafshatën haram. Por rezultati është shumë i dhimbshëm. Siç shprehet hoxha ynë i nderuar Prof. Dr. Mehmet Gormezi, "Kostoja e futjes së haramit në trupin tonë është zbulimi i të metave tona. Kështu gjendemi ballë për ballë me rrezikun e humbjes së dinjitetit tonë në sytë e të Mëshirshmit dhe të rënies nga grada e ahseni takvimit (krijimit më të bukur) në esfeli sefilin (gjendjen më të ulët). Prandaj, një nga kriteret bazë që mat pastërtinë dhe virtytin e njeriut, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër, është ndjeshmëria dhe qëndrimi i tij ndaj hallallit-haramit. Arritja e vërtetë e madhe këtu nuk është prodhimi i pakufizuar dhe konsumi i furishëm, por është ruajtja e duhur e kufijve hallall-haram të vendosura nga Allahu."



Zoti (xh.xh.), nuk e tregon asnjë histori vetëm për të qenë një histori. Në çdo histori ka shumë mësime, urtësi dhe shenja për njerëzimin. Në këtë histori, e cila tregohet për babanë tonë, Ademin, alejhi's-selam, hapen dritare për shumë të vërteta për mbarë njerëzimin. Kjo do të thotë se çdo kafshatë haram që hyn në trup mund të jetë shkaku i zbulimit të shumë gjërave të turpshme që do të donim t'i fshihnim. Ai (harami) e copëton rrobën e xhenetit që zbukuron personalitetin tonë, na lë të pambrojtur e në gjendje të turpshme dhe në fund na bën të përpëlitemi në siklet.

Ndonëse njeriu është një qenie misterioze e të Gjithëmëshirshmit për sa i përket «shpirtit» të tij, ai është i përbërë nga dheu për nga kallëpi dhe shpirti ynë i është

besuar këtij kallëpi për sa kohë që jetojmë në këtë botë. Trupi ynë e vazhdon jetën në vartësi të të ushqyerit nga katër elemente, të cilat quhen «anasiri erbaa», pra «toka, uji, ajri dhe zjarri». Ekziston gjithashtu një bashkim misterioz midis shpirtit dhe kallëpit. Ashtu si pikat e mëshirës që përbëhen nga njohuria, dija, urtësia dhe drita hyjnore që bien në klimën tonë shpirtërore ndikojnë në trup, çdo element që hyn në kallëpin e trupit ndikon gjithashtu në atmosferën tonë shpirtërore në një farë mënyre. Çdo gjë që hyn në trupin tonë duhet të jetë «tijb» (hallall, e pastër dhe e dëlirë). Kjo jep një kontribut të madh për ta mbajtur botën tonë shpirtërore të ndriçuar dhe të pastër (të papërlyer). Kafshata që hyn në gojë duhet të jetë tijb, pamja që hyn në sy duhet të jetë tijb dhe fjala që hyn në vesh duhet të jetë tijb. Përderisa gjërat tijb i tërheqin gjërat tijb si vetja, «gjërat hubth»/ të pista, siç thotë Kurani, tërheqin të papastrat (Shik. Nur, 26). Ndërsa engjëjt zbresin në botën shpirtërore të njërit, shejtanët zbresin te tjetri (Shik. Shuara, 222). Zoti (xh.xh.), thotë:

***”Bima e vendit të bukur*** (tijb) ***rritet (e bukur) me lejen e Zotit të saj; ndërsa nga ajo e keqja nuk del asgjë tjetër veçse një produkt i padobishëm*** (i pisët)***. Ja, kështu Ne i shpjegojmë ajetet për një popull mirënjohës.”*** (A’raf, 58)

Frytet e diturisë, urtësisë dhe zgjuarsisë u jepen atyre që kanë një atmosferë fizike që ushqehet me kafshatë hallall. Të gjithë të urtët dhe dijetarët kanë tërhequr vëmendjen për këtë të fshehtë. Në ajetin që shprehet se ”Askush nuk mund ta prekë Kuranin përveç atyre që janë të pastër” (Vakia, 79), theksohet se kushti më i rëndësishëm për të përfituar nga kjo tryezë qiellore është pastërtia. Harami krijon perde në botën e brendshme të njeriut, i mbyll dritaret e ndjenjave që perceptojnë dhe kështu ua prish shkallën e vlerësimit. Kjo pikë është theksuar edhe më lart kur Ademit dhe bashkëshortes së tij iu tha se nëse do të hanin nga pema e ndaluar, «do të bëheshin prej zullumqarëve». Sepse zullum (padrejtësi) do të thotë të mos e vendosësh diçka në vendin e vet. Me fjalë të tjera, është privimi i njeriut nga drejtësia dhe urtësia. Pra, siç thuhet në një thënie të njohur:

Nëse dëshiron t’i ngjash Lukmanit,

Duhet t’i kushtosh kujdes kafshatës!

Ka një lidhje të ngushtë ndërmjet kryerjes së veprave të mira dhe kafshatës hallall. Andaj, në ajetin fisnik thuhet:



***”O pejgamberë! Hani dhe pini nga dhuntitë e pastra dhe bëni vepra të mira. Sigurisht që Unë jam plotësisht i vetëdijshëm për atë që bëni ju.”*** (Mu’minun, 51)

I Dërguari i Allahut, (a.s.)), po ashtu ka thënë në lidhje me këtë ajet:

*”Allahu është i pastër dhe pranon vetëm të pastrit. Çfarëdo që Allahu ka urdhëruar për pejgamberët e Tij, ka urdhëruar edhe për besimtarët. Allahu i Madhëruar u tha profetëve: ”O pejgamberë! Hani nga gjërat e pastra dhe hallall (tejibat) dhe bëni vepra të mira e të dobishme!’ Thuaju besimtarëve: ”O ju që keni besuar! Hani nga të pastrat (tejibat) prej furnizimit që ju kemi dhënë.”* (Muslim, Zekat 65. Veçanërisht shih Tirmidhi, Tefsiru’l-Kur’an 3.)

Në interpretimin e këtij ajeti, Sharavi, një nga dijetarët e mëdhenj të periudhës së fundit, po ashtu thotë:

Pasi Allahu tha ”hani nga gjërat e mira”, tha ”bëni vepra të mira” dhe më pas e përfundoi fjalinë duke thënë ”Unë e di shumë mirë se çfarë bëni dhe çfarë do të bëni”. Është sikur të thotë: ”Dëgjojini me kujdes fjalët e mia në atë që ju kam urdhëruar! Unë e di shumë mirë se si do të jeni njerëz të devotshëm dhe se mund të bëni vepra të mira. Sepse Unë ju kam krijuar. Unë e di më mirë se si qëllimet tuaja do t’ju çojnë në një vepër të mirë. Pra, dijeni se drejtimi i qëllimeve tuaja, që formojnë veprat tuaja, varet vetëm nga ngrënia juaj e gjërave të mira (hallall dhe të pastra).” Ashtu si një automjet funksionon siç duhet me një karburant të përshtatshëm dhe bëhet i padobishëm nëse i futet një karburant i papërshtatshëm, në të njëjtën mënyrë, edhe njerëzit kanë nevojë për ushqim të përshtatshëm (hallall dhe të pastër) për të qëndruar njerëz dhe për të bërë gjërat e duhura.”[1]

Disa dijetarë thonë se ndikimi i shejtanit te njeriu është kryesisht nëpërmjet ngrënies dhe

1. Tefsiru’sh-Sha’ravi, Surja A’raf, komentimi i ajetit të 51-të.



pirjes. Siç arriti ta dëbojë Ademin (a.s.), nga xheneti duke e frymëzuar atë të hante nga pema e ndaluar, po ashtu ndoqi të njëjtën rrugë edhe me fëmijët e tij në tokë. Sikur kjo pikë theksohet në këtë ajet fisnik:

***"O njerëz! Hani nga gjërat hallall dhe të pastra që gjenden në tokë. Mos ndiqni gjurmët e shejtanit, sepse ai është armiku juaj i hapur."*** (Bekare, 168)

Kafshata haram ka dy burime:

I pari: Këto janë ushqimet dhe pijet që Zoti (xh.xh.), i ka ndaluar të hahen dhe të pihen. Këto janë ushqime dhe pije të kufizuara si mishi i derrit, gjaku dhe produktet e tij, kafshët e therura në emër të dikujt tjetër përveç Allahut, kërma dhe alkooli.

I dyti: Kjo është ndotja e kafshatës për nga mënyra e fitimit, me fjalë të tjera, shndërrimi në haram i saj. Ne si besimtarë kemi më shumë gjasa të biem në pjesën e dytë të harameve sesa në pjesën e parë të tyre. Për shembull, shumë ushqime hallall shndërrohen në haram përmes vjedhjes, zhvatjes, mashtrimit dhe interesit dhe bëjnë që bota jonë shpirtërore të helmohet. Shefat dhe eprorët që nuk ua japin punëtorëve të drejtën e tyre ose e vonojnë atë padrejtësisht, e ndotin kafshatën e tyre dhe punëtorët e zyrtarët që nuk e respektojnë detyrën e tyre, bien në haram me përfitime të padrejta. Në të njëjtën situatë janë edhe ata që nuk i paguajnë borxhet edhe pse kanë mundësi dhe i shtojnë paratë e tyre me paratë e dikujt tjetër. Ngrënie e haramit është edhe gjendja e atyre që marrin trashëgimi me pa të drejtë. Ata që nuk e japin zekatin, që është e drejta e të varfërve, janë mëkatarë që i shtojnë haram ushqimit të tyre edhe nëse fitojnë nga hallalli.

Dëshira për të fituar shumë dhe për t'u dukur si të aftë e bën të paqartë ushqimin e shumë njerëzve dhe e kthen personalitetin e tyre në një personalitet të shthurur. Njerëz të tillë i bëjnë dëm vetes, sado që përpiqen t'i mbulojnë me legjitimitet veprimet e tyre. Zoti (xh.sh.), thotë:

***"Thuaj: Edhe pse bollëku i gjërave të papastra të ngjall admirim, ajo që është e pastër dhe ajo e papastra nuk janë kurrë të barabarta. Pra, o njerëz të zgjuar, ruhuni nga rebelimi ndaj Allahut, në mënyrë që të shpëtoni!"*** (Maide, 100)

Nëse ata që i shtojnë haram kafshatës së tyre me dëshirën e bollëkut, e bëjnë këtë me qëllim që t'u lënë trashëgimi pasardhësve të tyre, rrësku haram nuk do t'u bëjë dobi atyre, përkundrazi, ndoshta do të bëhet shkak për shkatërrimin e tyre. Sepse, qëllimet e mira dhe veprat e mira nuk vijnë nga trupi që ushqehet me gjëra të papastra. Megjithatë, formimi dhe zhvillimi i personalitetit dhe virtytit bëhet përmes ideve të larta, ndjenjave të thella, marrëdhënieve cilësore dhe veprave të mira. Kurse realizimi i të gjitha këtyre varet nga kafshata hallall sipas konsensusit të dijetarëve dhe të të urtëve.



# DETYRA E ADHURIMIT NDAJ ZOTIT: KAFSHATA HALLALL, HESHTJA DHE DURIMI

*Bismi'l-lahi'rr-Rrahmani'rr-Rrahim*

Esselamu alejkum:

E kam marrë letrën tuaj dhe e kam lexuar përkthimin e saj. Jam i kënaqur me rëndësinë që i kushtoni çështjes së mësimit të rrugës së vërtetë dhe drejtësisë. Allahu i Madhëruar ju dhëntë suksese. Amin!

Siç tregohet në ëndrrën tuaj, të cilën e keni shkruar në materialin tuaj, para së gjithash rekomandohet «Istigfari-kërkimi i faljes nga Zoti». Kjo është një e vërtetë.

Sepse, siç thuhet në hadith, përkthimi i të cilit është: Nëse njeriu vazhdon ta madhërojë Allahun duke thënë "estagfirullah" me pendim, sinqeritet dhe dëlirësi në zemër dhe duke pasur parasysh se është në audiencën e Allahut të Madhëruar, -sidomos në kohën e seherit (pak para agimit), Allahu i Madhëruar do t'ia lehtësojë vështirësitë dhe do ta ndihmojë. Allahu (xh.xh.) do ta furnizojë atë -min hajthu la jahtesib- që do të thotë: Nga një anë që nuk e pret.

Kurse për ata që kanë mangësi në veprat e mira dhe adhurim, ndodh siç thuhet në hadithin fisnik, përkthimi i të cilit është: «Ata që nuk arrijnë t'i kryejnë detyrat e adhurimit, Allahu i Madhëruar i godet me pikëllim dhe hidhërim.»

Prandaj, është shumë e rëndësishme dhe thelbësore që një besimtar t'i kushtojë vëmendje si punës së tij të kësaj bote, ashtu edhe detyrës e bindjes ndaj Zotit për të cilat është përgjegjës.

1- Atëherë, siç duhet pasur kujdes ndaj kafshatës hallall, në mënyrë që ajo të vijë nga fitimi hallall në shërbime, po ashtu është kusht edhe respektimi i rreptë i tajjibit (ushqimit të pastër) duke shmangur ngrënien e çdo kafshate të përzier me kafshata të dyshimta.

2- Po kështu, është shumë e rëndësishme që të veprojmë me heshtje duke e ruajtur gjuhën nga fjalët e gabuara, veçanërisht në momentet kur nxehemi. Sepse, siç thuhet në hadithin fisnik, shumica e mëkateve që i kanë ndodhur Beni Ademit (njeriut) janë nga gjuha e tij. Po kështu, është urdhëruar që, ata të cilët dëshirojnë paqe e mirësi, duhet të mësojnë ta ruajnë gjuhën e tyre.

3- Besimtari në problemet e kësaj bote, qoftë nga aspekti i pasurisë, i fëmijëve dhe i jetës personale, duke i konsideruar të metat nga vetja, bën durim duke ia lënë në dorë çështjet Allahut Fuqiplotë dhe kështu vazhdon me lutjet dhe adhurimet. Sidomos në natën e Kadrit e cila gjendet në dhjetë ditëshin e fundit të Ramazanit. Besimtari nuk duhet t'i neglizhojë këto ditë të nderuara duke i konsideruar ato si mundësi dhe pasuri madhështore.

Udhëzuesi Absolut, Allahu, dhu'l-xhelali ve'l-ikram, na dhëntë paqe dhe lumturi të gjithëve në të dyja botët! Amin!..

Ve ahiru da'vana eni'l-hamdulil-lahi rabbi'l-alemin.

# DIJA DHE DASHURIA
# LINDIN NGA KAFSHATA HALLALL

*Prof. dr. Sulejman Derin*

DIJA DHE URTËSIA LINDIN NGA KAFSHATA HALLALL.
DASHURIA DHE BUTËSIA VIJNË NGA KAFSHATA HALLALL. NËSE BIE NË SMIRË DHE KURTH NGA NJË KAFSHATË, NËSE VJEN INJORANCË DHE NEGLIZHENCË NGA NJË KAFSHATË, ATËHERË ATË KAFSHATË KONSIDEROJE HARAM!

Një nga çështjet më të rëndësishme për udhëtarin shpirtëror (besimtarin) është që të ardhurat, ngrënia dhe pirja e tij të jenë hallall. Sepse nëse ushqimi nuk është hallall, edhe vepra e besimtarit nuk do të jetë e saktë (e pranueshme). Zoti i Madhërishëm në ajetin: ***”O pejgamberë! Hani gjëra të pastra dhe bëni vepra të mira. Me të vërtetë, Unë e di se çfarë bëni ju.”*** (Mu’minun, 51), i ka urdhëruar të dërguarit e tij që fillimisht të ushqehen hallall e më pas të bëjnë vepra të mira.

Në ajetet ku Allahu Teala i urdhëron myslimanët të hanë hallall, shpesh përmend fjalën tajjib/i-e pastër pranë fjalës hallall. Sipas komentuesve, ka disa dallime ndërmjet hallallit dhe tajjibit. Kur Ismail Hakkë Burseviu e komenton ajetin: ”O njerëz! Hani nga gjërat hallall dhe të pastra që gjenden në tokë dhe mos e ndiqni shejtanin, sepse shejtani është armiku juaj i hapur.” (Bekare, 168) thotë:

”Hallall është ajo gjë që Allahu Teala e ka lejuar të hahet. Nga ana tjetër, Tajjibi është diçka që nuk ka asnjë dyshim për të drejtën e përdorimit të saj dhe përdoret vetëm për nevoja dhe nuk përdoret si mjet për të kënaqur dëshirat e vetes. Prandaj, çdo tajjib është hallall. Por jo çdo hallall është tajjib.”



Në fakt, sufitë nga hallalli më së shumti kuptojnë çdo gjë tajibat/të pastra, sepse ushqimi hallall është baza e parë e fetarisë dhe fetvasë. Kurse takvaja/devotshmëria është ngrënia nga tajibati. Në këtë drejtim, për ne ka shembuj të mirë në jetën e Mahmut Sami Ramazanogllusë, i cili është një nga unazat e zinxhirit të artë. Duke qenë se familja e tij ishte një nga trashëgimtarët e principatës Ramazanogullarë, atij i mbeti shumë trashëgimi në Adana, por ai nuk e pranoi këtë trashëgimi. Sepse është e mundur që në pronat e sulltanëve dhe bejlerëve të ketë shumë hak të të tjerëve. Kjo ishte ndjeshmëria e tij ndaj haramit dhe hallallit. Përveç kësaj, ai gjithmonë i kushtonte vëmendje të veçantë tajjibit/pastërtisë së kafshatës së tij dhe ishte i kujdesshëm që të mos bënte tregti në sportelet dhe vitrinat ku mbetnin sytë e njerëzve. Për këtë arsye e bënte pazarin sapo hapej tregu për të plotësuar nevojat e kuzhinës së familjes dhe merrte në shtëpi fruta e perime të paprekura nga sytë e të tjerëve. Kështu, i jepte hallallit edhe kualifikimin e të qenët tajjib.

Hazreti Mevlana gjithashtu ushqimet e dyshimta i përngjan me ujin që përzihet në vajin e fenerëve. Vaji i cili simbolizon ushqimin hallall, përhap dritë për njerëzit. Kurse uji i përzier në vaj e shuan zjarrin.

«Kafshata që e shton dritën dhe përsosmërinë është kafshata e përftuar nga fitimi hallall. Mos i thuaj vaj atij vajit që e shuan fenerin kur e hedhin në të. Vajit që e shuan fenerin thuaji ujë! Dija dhe Urtësia lindin nga kafshata hallall. Dashuria dhe butësia vijnë nga kafshata hallall. Nëse bie në smirë dhe kurth nga një kafshatë, nëse vjen injorancë dhe neglizhencë nga një kafshatë, atëherë atë kafshatë konsideroje haram!»

Sipas Mevlanës, kafshatat janë farëra të hedhura në atmosferën e botës shpirtërore. Ai që mbjell farë të keqe, nuk mund të presë produkt të mirë:

«A ke parë ndonjëherë që të mbjellësh grurë dhe ai të japë elb? A ke parë ndonjëherë që të lindë kërriç nga kali? Kafshata është farë dhe produktet e saj janë idetë. Kafshata është det, perlat e saj janë mendimet. Pasioni për shërbimin fetar dhe vendosmëria për të shkuar në botën tjetër (plot me sevape), lindin nga të qenët hallall i kafshatës që futet në gojë.» (Vëll. 1: 1643-48)

Në ditët e sotme, zgjedhja e profesionit për të ardhurat hallall është bërë jashtëzakonisht e rëndësishme, sepse punë të ndaluara që nuk kanë qenë më parë në shoqërinë islame, në ditët e sotme janë bërë jashtëzakonisht shumë popullore. Andaj duhet të qëndrojmë larg punëve që nuk përputhen me moralin Islam siç është bankingu me kamatë dhe institucionet që preokupohen me pije alkoolike.

Së dyti, edhe kur të përzgjidhet një degë e biznesit hallall, përgjegjësia jonë nuk përfundon. Edhe kryerja e punëve me një përpikëri në përputhje me moralin Islam është po aq e rëndësishme sa vetë zgjedhja e punëve. Pra, të punojmë me kujdes duke mos e mashtruar shitësi blerësin dhe duke i zbatuar zyrtarët orët e punës. Nuk është e mundur të shtjellohen të gjitha këto çështje në këtë material të shkurtër, por çdo mysliman është i obliguar që t'i mësojë dispozitat e Islamit të cilat kanë lidhje me degën e tyre të biznesit.

Ahilik: Shqetësimi i sufive për fitimin hallall, të cilin e kemi shpjeguar më lart në linja të përgjithshme, nuk ka qenë vetëm teorik dhe verbal, por paraardhësit tanë e kanë sistemuar këtë çështje me emrin Organizata Ahilik dhe Futuvvet dhe kanë paraqitur një model për mbarë botën. Ahi Evrani (1172-1262), i cili pranohet si themeluesi i Ahilikut, i mblodhi tregtarët dhe zejtarët nën një teqe dhe e rregulloi etikën e artit e tregtisë dhe të drejtat e prodhuesve e të konsumatorëve sipas moralit sufi.

Rregullat e ahive, të cilët mund t'i quajmë zejtarë dhe tregtarë sufi, sollën së bashku moralin mistik dhe fitimet hallall e tajjib. Për këtë arsye, gjuetarët dhe tellallët janë përjashtuar nga organizata futuvet ndonëse profesioni i tyre nuk është haram. Jahja Burgazi, i cili shkroi Futuvatname-n e parë turke në shekullin e 13-të, dekretoi se ata që u mungon morali, ata që tregojnë dobësi morale dhe ata që mashtrojnë në profesionin e tyre do të përjashtohen nga teqeja e dervishëve:

Ata që pijnë alkool, që shkelin kurorën, që shpifin, që bëjnë hipokrizi, që mburren, që fusin të keqen në zemrën e tyre, që kanë zili, që mbajnë mëri, që nuk i mbajnë premtimet, që gënjejnë, që tradhtojnë, që e shohin popullin me sy të keq, që nuk i mbulojnë gabimet e të tjerëve, që janë koprracë, që bëjnë thashetheme, që shpifin, që vjedhin, që hanë haram dhe që janë mendjemëdhenj, përjashtohen nga futuveti."

Një rregull tjetër i rëndësishëm i ahilikut është se paratë e fituara të shpenzohen në rrugën e drejtë dhe ahi duhet të jetë jashtëzakonisht shumë bujar:

”Besimtari ahi duhet të jetë bujar, të mos jetë i lidhur me këtë botë, të jetojnë me djersën e tij, të jetë modest, të mos jetë koprrac, të mos e lërë namazin t’i kalojë koha, të jetë i turpshëm, të hajë hallall, të jetojë me hallall, të fitojë nga hallalli dhe të ketë një profesion e një punë. Ahi nuk duhet të ketë pasuri më shumë se tetëmbëdhjetë dërhemë argjendi dhe çfarëdo që të ketë më shumë se kaq, t’ua japë të varfërve. Në çdo gjë ka një rregull dhe rregulli i burrërisë e i të qenët ahi është të fitosh nga hallalli dhe të ushqesh të varfrit.” (Halilogllu Jahja Burgazi, Burgazi Futuvetname, përgatiti Abdulbaki Gëlpënllarllë.)

Siç përmendet në hadith, ahi është si bleta e mjaltit, ha gjëra të pastra, pi gjëra të pastra dhe prodhon gjëra të pastra. Ai është i dobishëm për mbarë njerëzimin. Këtë situatë Hz. Mevlana e shpreh kështu: ”Për shkak se besimtari ha barëra të zgjedhura dhe hallall, edhe pështyma e tij të jep jetë si bleta e mjaltit! Sa i përket mosbesimtarit, ai pi sherbet qelbi dhe nga ushqimi i tij vjen helm!» (Mesnevi, vëll. 3:3293-94.)

Në tregtinë dhe zejtarinë e sotme është bërë thelbësore të fitosh shumë dhe të prodhosh shumë. Duke bërë këtë, nuk i kushtohet vëmendje e mjaftueshme rregullave morale. Për shembull, substancat e ndaluara nga Islami mund të përzihen me produkte hallall ngaqë janë të lira. Kur kjo ndodh, lutjet tona nuk pranohen dhe bota islame bie në mjerim të madh. Burseviu thotë se, edhe nëse luten me ismi a’zamin (emri më i madh i Zotit) ata që hanë haram, lutjet e tyre refuzohen. Sepse, Profeti (a.s.), në hadithin vijues thotë se lutjet e atyre që hanë çdo gjë që gjejnë pa bërë kujdes nëse është haram apo hallall, do të refuzohen: *«Do të vijë një kohë e tillë që njeriu nuk do t’i kushtojë aspak rëndësi nëse është haram apo hallall gjëja që merr. Asnjë nga lutjet e këtyre nuk pranohet.”* (Buhari, Buju’ 7, 23; Nesai, Buju’ 2, (7, 243)

Kur të vijë një kohë e tillë, nëse është e nevojshme, njerëzit duhet të migrojnë nga vendet ku fitimet haram janë bërë të zakonshme. Burseviu shprehet kështu në lidhje me këtë çështje: ”...Çdo emigrim i bërë për qëllime fetare për të kërkuar furnizim të pastër (hallall) është emigrim për tek Allahu dhe i Dërguari i Tij. Nëse (emigruesit) i vjen vdekja derisa është në rrugë, shpërblimi i tij do të jetë tek Allahu.» (Ruhu’l-bejan, vëll. 4, 214.)



Së fundi, sufitë kanë dhënë shembuj të fitimit hallall dhe të të ngrënit të pastër, si në baza individuale ashtu edhe institucionale. Edhe ne duhet ta ringjallim filozofinë e fitimeve hallall dhe të pastra, të cilat u shfaqën në të kaluarën si Ahilik dhe Futuvet, duke marrë parasysh kushtet e sotme. Ky varg i Hz. Mevlanës: «Nëse e gjithë bota është gojë dhe kjo gojë është e mbushur me gjak, robi i Allahut përsëri duhet të hajë vetëm hallall.» (Mesnevi, vëll. 2:3423), duhet të jetë udhërrëfyesi ynë në këto kohë të vështira. Artizanët dhe zejtarët tanë, të cilët janë pjesëtarë të tarikatit, duhet të mendojnë për këtë dhe t’i udhëzojnë njerëzit tanë, në mënyrë që të përhapet fitimi hallall në të gjithë shoqërinë. Nëse kemi arritur diçka në të kaluarën, pse nuk mund ta bëjmë sot? Njerëzit me orientim sufi mund ta zbatojnë më lehtë këtë botëkuptim të përfitimit, i cili e vë shërbimin ndaj njerëzimit dhe Islamit përpara interesave personale. Sepse sufitë e vërtetë janë myslimanë që tashmë e kanë mposhtur egon e tyre dhe e bëjnë të gjithë punën e tyre për hir të Allahut. Lutja jonë ndaj Zotit të Plotfuqishëm është që të na i lehtësojë dyert e furnizimit hallall e tajjib dhe të na largojë nga harami e veprat e këqija. Amin!



# RREGULLAT E FITIMIT HALLALL DHE MËNYRAT E MBROJTJES NGA HARAMI

TË QENËT E FITIMIT HALLALL APO HARAM NDIKON DREJTPËRDREJT NË MARRËDHËNIEN E NJERIUT ME ALLAHUN (XH.XH.). I DËRGUARI I ALLAHUT (A.S.), KA FOLUR PËR NJË NJERI ME FLOKË TË SHPRISHURA E ME PLUHUR DHE QË KISHTE BËRË NJË UDHËTIM TË GJATË DUKE U SHPREHUR: ”KY PERSON I NGRE DUART DREJT QIELLIT DHE THOTË: **”O ZOT, O ZOT”. MIRËPO, AJO QË HA ËSHTË HARAM, AJO QË PI ËSHTË HARAM DHE AJO QË VESH ËSHTË HARAM. AI ËSHTË USHQYER ME HARAM. SI MUND TË PRANOHET LUTJA E KËTIJ NJERIU?»** (MUSLIM, ZEKAT, 65.)

*Doç. dr. Soner Duman*

Një nga çështjet më të rëndësishme të sprovës së njeriut në tokë është çështja e ”fitimit hallall”. Vazhdimi i ekzistencës sonë në tokë varet nga përfitimi ynë prej mirësive që Allahu ka krijuar për ne. Mirëpo, Zoti (xh.xh.), e ka ndaluar përdorimin, konsumimin apo përvetësimin e disa gjërave që krijoi në këtë botë si domosdoshmëri e sprovës dhe disa të tjera i ka bërë hallall dhe të lejuara. Allahu Teala na ka urdhëruar të largohemi nga harami duke thënë: ***”Hani nga furnizimi i lejuar dhe i pastër që ju kemi dhënë dhe kini frikë Allahun në të Cilin besoni.”*** (Maide, 88) Ai na ka kërkuar që të mos përdorim mënyra të paligjshme të fitimit duke u shprehur: ***”Mos ia merrni pasurinë njëri-tjetrit padrejtësisht! Dhe mos u bëni mitëdhënës te gjykatësit për t'ua përvetësuar në mënyrë të paligjshme dhe me vetëdije njerëzve një pjesë të mallit.”*** (Bekare, 188)

Të qenët e fitimit hallall apo haram ndikon drejtpërdrejt në marrëdhënien e njeriut me Allahun (xh.xh.). I Dërguari i Allahut (a.s.), ka folur për një njeri me flokë të shprishura e me pluhur dhe që kishte bërë një udhëtim të gjatë duke u shprehur: *”Ky person i ngre duart drejt qiellit dhe thotë: ”O Zot, o Zot”. Mirëpo, ajo që ha është haram, ajo që pi është haram dhe ajo që vesh është haram. Ai është ushqyer me haram. Si mund të pranohet lutja e këtij njeriu?»* (Muslim, Zekat, 65.)

## LLOJET E FITIMIT HARAM

”Haram” janë veprimet që Allahu i Madhëruar i ka ndaluar në mënyrë të prerë dhe të detyrueshme. Për ta quajtur diçka «haram», ajo duhet të jetë e vërtetuar me argumente të forta në fe. Për këtë arsye, mohimi i paligjshmërisë së diçkaje që është padyshim haram do të thotë refuzim i diçkaje që dihet patjetër se është nga feja. Ky veprim e nxjerr njeriun nga korniza e besimit.

Në librat tanë të fikhut dhe metodave thuhet se harami ka dy lloje. Lloji i parë prej këtyre janë gjërat e ndaluara, të cilat janë të këqija për nga natyra e tyre. Për shembull, veprime të tilla si vrasja e njeriut, pirja e alkoolit dhe ngrënia e mishit të derrit janë të ndaluara, sepse janë të këqija në thelb. Këto quhen ”haram li ajnihi / haram li dhatihi (veprime që janë haram për nga natyra) e tyre”. Ka edhe veprime që nuk janë

haram në formën e tyre origjinale, por janë haram për një arsye tjetër. Këto quhen "haram li gajrihi (veprimet që janë haram për ndonjë arsye tjetër)". Për shembull, në Kuran është e ndaluar që një person, i cili është i obliguar të marrë pjesë në namazin e xhumasë, të bëjë pazar gjatë namazit të xhumasë. Harami këtu nuk ka të bëjë me vetë pazarin, por për sa i përket kohës kur bëhet ky pazar. Po ashtu, është haram për një person që ka hyrë në ihram për haxh ose umre, të gjuajë dhe të hajë kafshë tokësore. Ndalimi këtu nuk lidhet me vetë gjuetinë, por me gjendjen e ihramit.

Kur marrim parasysh këto dallime, mund të flasim për tri lloje të fitimit haram:

1. Fitimet e përfituara me një veprim haram/të kundërligjshëm pa u mbështetur në kontratë

Të tilla përfitime janë vjedhja/grabitja, prerja e rrugës/banditizmi, zhvatja, etj. të cilat janë të ndaluara drejtpërdrejt nga feja. Personi që fiton nga përfitime të tilla haram, nuk e ka marrë parasysh pëlqimin e palës tjetër dhe me veprën e tij ka cenuar pronën e palës tjetër.

Islami jo vetëm që i konsideron këto vepra të paligjshme, por edhe disa prej këtyre veprave (vjedhjet dhe prerjet e rrugëve) i dënon me dënimet më të rënda, ndërsa për disa të tjera e ka lënë të hapur derën e dënimit sipas gjykimit të gjykatësit.

2. Fitimet haram të bazuara në kontratë

Fitimet haram të përftuara në bazë të kontratës gjithashtu ndahen në dy pjesë për sa i përket dispozitës së kontratës: Kontrata ndërmjet palëve ose realizohet mbi një vepër ose pasuri që është e ndaluar nga Islami, ose njëra nga palët [ose të dyja] fitojnë pa respektuar kërkesat e kontratës, edhe pse në fakt është hallall.

2.1. Fitimet e bazuara në një kontratë të paligjshme.

Të tilla janë përfitimet e arritura në mënyra si dhënia e borxhit me interes, bixhozi, shitja e gjërave haram si pija alkoolike etj. fitimet nga gjërat si falli, prostitucioni etj. Edhe pse në të gjitha këto procese ekziston një pëlqim i ndërsjellë ndërmjet dy palëve, pasi procesi është i paligjshëm, edhe përfitimet nga ky proces janë haram.

Islami i ka pranuar këto kontrata si të pavlefshme, fitimet e përftuara nga këto kontrata i ka cilësuar si haram dhe i ka kërcënuar ata që bëjnë keq në këtë mënyrë me një dënim të madh në botën e përtejme.

2.2. Fitimet e përftuara duke mos respektuar kushtet e kontratës hallall

I tillë është mashtrimi në tregti, blerja dhe shitja me para të falsifikuara, mosdhënia e detyrimit ndaj punëtorit, mosdhënia e hakut punës, shpërdorimi i një pasurie të lënë amanet, ngrënia e pasurisë së jetimit nën kujdestari, trashëgimia padrejtësisht...

Islami ka urdhëruar respektimin e amaneteve, mbajtjen e premtimeve, respektimin e kontratave, largimin nga mashtrimet dhe gënjeshtrat. Fitimet që përftohen pa i respektuar këto i ka konsideruar haram dhe i ka kërcënuar me ndëshkim ata që fitojnë në këtë mënyrë.

## ÇFARË DUHET TË KEMI PARASYSH QË TË ARDHURAT HALLALL TË MOS KTHEHEN NË HARAM?

Pikat që duhet të merren parasysh për të mos i shndërruar fitimet tona në haram është e mundur të specifikohen si më poshtë:

1. Të kesh qëllime të mira: Njeriu përgjatë fitimit si qëllim të punës nuk duhet të ketë luksin dhe shpërdorimin, shtirjen dhe mbledhjen e pasurisë. Njeriu duhet të punojë me qëllime të mira siç janë plotësimi i nevojave të vetes dhe atyre për të cilët është përgjegjës, të mos jetë i varur nga të tjerët dhe të përmbushë urdhrat e Islamit si zekati, kurbani dhe haxhillëku me tepricën e të ardhurave që fiton.

2. Të mësosh fikhun e tregtisë: Për të mos i ndotur me haram të ardhurat tona, është e nevojshme të dimë dispozitat e Islamit për çështje të tilla si tregtia dhe marrëdhëniet punonjës-punëdhënës. Sepse, sado qëllimmirë të jetë njeriu, nëse nuk i njeh vijat e kuqe të fesë dhe mënyrat e fitimit të paligjshëm, në çdo moment mund të bjerë në haram. Është e detyrueshme për çdo mysliman që të ketë ndjeshmëri ndaj haramit, në mënyrë që të marrë informacion për haramin dhe të mbrohet prej tij.

3. Respektimi i të Drejtave: Ndërkohë që njeriu rend pas fitimit, duhet të qëndrojë larg zhvatjes, vjedhjes, mashtrimit, kamatës, konkurrencës së pandershme, mashtrimit në matje e peshim dhe mosrespektimit të të drejtave të tjerëve.

4. Kujdesi ndaj elementit të sigurisë: Njeriu që punon për të fituar, duhet të qëndrojë larg nga dëmtimi qoftë i vetes, qoftë i të tjerëve. Ndonjëherë, njerëzit mund të marrin rreziqe që mund të dobësojnë fuqinë e tyre fizike ose forcën fizike

të punëtorëve nën kontrollin e tyre, duke hedhur në rrezik sigurinë e tyre ose të të tjerëve, në mënyrë që të fitojnë të ardhura më të larta. Mirëpo, në Islam ndalohet lëndimi i vetvetes apo i një personi tjetër dhe kërkohet largimi nga elementet që mund të përbëjnë rrezik për jetën apo shëndetin e njeriut. Në këtë kuadër, punëdhënësve iu është kërkuar që ta ruajnë mjedisin e punës të sigurt duke eliminuar elementet që kërcënojnë shëndetin dhe sigurinë e punëtorëve.

5. Të mos neglizhohen adhurimet: Arsyeja kryesore e ekzistencës së njeriut në tokë është adhurimi ndaj Allahut. Gjatë kërkimit të fitimit, nuk duhet të neglizhohet adhurimi në një mënyrë që bie ndesh me këtë qëllim kryesor dhe punëdhënësit duhet të krijojnë ambiente pune ku punëtorët e tyre të mund t'i kryejnë me qetësi adhurimet e detyrueshme.

6. Pranimi se rrësku vjen nga Allahu: Gjëja më e rëndësishme e fitimit hallall është që njeriu nuk duhet ta pranojë se rrësku i vjen nga fitimet e tij. Ai duhet ta dijë se rrësku i tij vjen nga Allahu (xh.xh.) dhe duhet ta pranojë se fitimet e tij janë vetëm një shkak për këtë.

## MBROJTJA NGA TË ARDHURAT HARAM NË JETËN E BIZNESIT

Në Islam, marrëdhëniet midis punëdhënësve dhe punëtorëve janë trajtuar në përputhje me parimet e «drejtësisë dhe ndershmërisë» dhe janë paraqitur zgjidhje e dispozita që i mbrojnë interesat e të dyja palëve dhe që nuk dëmtojnë paqen shoqërore. Ka disa përgjegjësi që u takojnë të dyja anëve në marrëdhënien punonjës-punëdhënës.

1. Përgjegjësitë e punëtorit (Të drejtat e punëdhënësit)

a) Detyrimi për të kryer punën

Punëtori duhet ta kryejë punën në kohë dhe me zell, siç është rënë dakord në kontratë. Kjo situatë shihet si një amanet. Tradita dhe zakonet merren parasysh në këtë çështje. Punëtori që shkel detyrimin për të kryer punën është i detyruar të shpërblejë dëmin e shkaktuar.

b) Detyrimi për të vepruar në përputhje me kontratën dhe udhëzimet e punëdhënësit

Punëtori është i detyruar të punojë dhe të veprojë ashtu siç ka marrë përsipër në kontratë. Ai duhet t'i zbatojë urdhrat legjitime të punëdhënësit gjatë punës. Nga ana tjetër, punëdhënësi nuk mund ta çojë punëtorin në një punë më të vështirë, më të lodhshme dhe më të gjatë se sa është rënë dakord në kontratë. Punëtori nuk mund t'i zbatojë urdhrat e punëdhënësit që përfshijnë mashtrim, gënjeshtër dhe kryerjen e ndonjë krimi.

2. Përgjegjësitë e punëdhënësit (Të drejtat e punëtorit)

a) Borxhi për dhënien e pagës

Si rregull, në kontratën e punës paga duhet të paguhet me arritjen e përfitimit, pra me përmbushjen e punës objekt të kontratës. Nëse ekziston një marrëveshje për të kundërtën, respektohen kushtet e marrëveshjes.

b) Pagesa duhet të jetë e drejtë dhe e mjaftueshme

Në përcaktimin e pagës së drejtë duhet të merren si bazë faktorë të tillë si mundi i shpenzuar nga punëtori, koha e kaluar, natyra e punës, aftësia, njohuritë dhe përvoja e punëtorit. Paga që nuk plotëson nevojat e detyrueshme të një punëtor si ushqimi, veshmbathja dhe strehimi, nuk është një pagë e drejtë. Me rritjen e përvojës, kualifikimit dhe aftësisë së punonjësit ose nëpunësit, ky i fundit duhet të ketë gjithashtu të drejtën të kërkojë rritje të pagës së tij.

c) Formimi i kushteve të sigurisë në punë

Nuk lejohet që punëdhënësi t'i detyrojë punëtorët të punojnë jashtë fuqisë së tyre dhe t'i përdorë ata në punë të rënda që tejkalojnë moshën dhe fizikun e tyre. Punonjësit dhe punëdhënësit duhet ta pranojnë njëri-tjetrin si vëllezër dhe t'i rregullojnë marrëdhëniet e tyre në mënyrë vëllazërore. Duhet të ketë një ekuilibër të arsyeshëm ndërmjet punëdhënësit dhe punëtorit për sa i përket nevojave bazë dhe nevojave për ushqim e veshmbathje. Gjithashtu, koha dhe kushtet e punës nuk duhet ta tejkalojnë fuqinë dhe aftësinë e punëtorit, dhe nëse janë të tilla, duhet të sigurohet ndihma dhe mbështetja adekuate.

d) Mbrojtja e të Drejtave Themelore të Punëtorit

E para prej tyre është e drejta e personalitetit. Të jesh punëtor nuk do të thotë të jesh në një klasë më të ulët pas punëdhënësit. Dallimet si raca, ngjyra, gjuha, pasuria nuk mund të jenë mjet diskriminimi në punësimin e punëtorëve dhe personelit. Punëdhënësi duhet ta respektojë lirinë e besimit dhe adhurimit të punëtorëve të tij dhe t'i mbrojë të drejtat e tyre.



# RRËSKU I PASTËR, VEPRA E MIRË DHE JETA E BUKUR

Prof. dr. Omer Çelik

Fjala tajjib është kodi i zgjedhur nga Libri ynë i Shenjtë (Kurani Fisnik) për të siguruar që të ardhurat tona, ushqimi ynë, bashkëshorti/ja ynë/jonë, pasardhësit tanë, veprat tona, vendi ku jetojmë, fryma jonë e fundit, ahireti ynë, parajsa jonë ku do të mbërrijmë dhe shtëpitë tona aty të jenë të pastra dhe të bukura deri në atë masë saqë zemrat tona dhe shpirti ynë t'i pëlqejnë.

Tajjib do të thotë hallall, e bukur, e këndshme dhe e pastër. Për shembull, taamun tajjibetun li'n-nefs i thuhet ushqimit që është i këndshëm për shpirtin. Misvakut, i cili i jep gojës një erë të këndshme dhe të mirë i thuhet sivakun tajjibun li'l-fem. Ushqimi Tajjib është ushqimi që merret dhe hahet në mënyrë të lejuar, në sasi të lejuar dhe në vend të lejuar. Kurse njeriu tajjib, nga ana tjetër, është njeriu i dëlirë nga injoranca, veset dhe veprat e këqija. Është njeriu i stolisur me dituri, besim dhe vepra të mira.[1]

Kurani Fisnik na përshkruan një rrugë të pastër dhe të bukur që shtrihet deri në përjetësi. Ai dëshiron që ne të arrijmë xhenetet e pastra duke ecur në atë rrugë të pastër, duke e dhënë shpirtin tonë në një mënyrë të pastër dhe duke u zgjuar në mëngjesin e ahiretit në një mënyrë të pastër. Siç shprehet i Dërguari i Allahut (a.s.): *"Allahu është tajib/i pastër dhe e do tajibin/të pastrën."* (Tirmidhi, Edeb, 41.) Jeta e devotshmërisë fillon me kafshatën hallall dhe të pastër. Për këtë arsye, kafshatat që do të hyjnë në gojë duhet të jenë hallall dhe e të pastra: ***"O njerëz! Hani nga mirësitë hallall dhe të pastra në tokë (helalen tajjiben)..."*** (Bekare, 68) ***"O ju që keni besuar! Hani nga të pastrat dhe të lejuarat (tajjibat) prej furnizimit që ju kemi dhënë..."*** (Bekare, 172)

Në këtë mënyrë, trupat do të ushqehen me kafshata hallall dhe të pastra. Qelizat, palcat, muskujt dhe lëkurat do të zhvillohen dhe rriten me kafshata hallall dhe të pastra. Edhe burrat, edhe gratë do të bëhen njerëz të pastër. Njerëzit me këtë cilësi do të martohen dhe do të krijojnë vatra të pastra që e duan Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Këtë të vërtetë e tregon ajeti: ***«Gratë e pastra e të dëlira u përshtaten burrave të pastër e të dëlirë dhe burrat e pastër e të dëlirë u përshtaten grave të pastra e të dëlira (tajjibun-tajjibat).»*** (Nur, 26) Nga martesa e këtyre do të dalin pasardhës të pastër. Sa domethënëse është edhe kjo lutje e Hz. Zekerijas (a.s.): ***«Zoti im! Më dhuro një djalë të pastër (nga pasardhësit) nga ana Jote. Me të vërtetë, Ti je***

1. Zemahsheri, Esasu'l-Belaga, I, 620; Ragib Isfehani, Mufredat, fq. 309.

***Ai që i dëgjon lutjet."*** (Alu Imran, 38) Po ashtu, edhe në këtë lutje tjetër të tij: ***"Zoti ynë! Na dhuro njerëz të devotshëm (kurrate a'jun) nga gratë dhe pasardhësit tanë që do të na ndriçojnë sytë dhe do t'i lumturojnë zemrat tona! Na bëj prijës të të devotshmëve!"*** (Furkan, 74), ka një tregues se duhet të kërkohet një pasardhës i tillë i pastër.

Meqenëse zemrat dhe gjuhët e robërve që ushqehen dhe rriten me ushqim hallall dhe të pastër janë të pastra, edhe besimet e tyre dhe fjalët që thonë janë të pastra dhe të bukura: ***«Vallë, a nuk e sheh se si Allahu e përqas fjalën e mirë (kelimetun tajjibetun) me pemën e mirë (shexheratun tajjibetun), e cila rrënjët i ka të forta në tokë, kurse degët nga qielli? Me lejen e Zotit të saj (pema) jep fruta në çdo kohë. Allahu u tregon shembuj njerëzve, në mënyrë që t'ua vënë veshin…"*** (Ibrahim, 24-25) Kjo është fjala që do të pranohet dhe do të arrijë tek Zoti ynë (el-kelimu't-tajjibu). Edhe veprat e mira bëhen shkak që kjo fjalë e bukur e teuhidit t'i afrohet më shumë audiencës së Allahut të Madhëruar. (Shik. Fatir, 10) Kjo fjalë e bukur e teuhidit, e cila është pasqyrë e një besimi të përsosur të rrënjosur në zemër, e shtyn besimtarin të bëjë vepra të mira.



Hallalli dhe rrësku i pastër kanë një lidhje të drejtpërdrejtë me veprat e mira. Kështu, Allahu i Madhëruar ka thënë duke iu drejtuar profetëve të Tij: ***"O pejgamberë! Hani nga gjërat që janë të pastra dhe hallall (helalen tajjiben) dhe bëni vepra të mira!"*** (Mu'minun, 51) Po kështu edhe besimtarëve u ka thënë: ***"O ju që besuar! Hani nga të pastrat dhe hallallet (hellalen tajjiben) prej rrëskut që Ne ju kemi dhënë! Nëse i nënshtroheni vetëm Allahut,*** (atëherë) ***falënderojeni Atë!"*** (Bekare, 172) Në këtë mënyrë, Zoti (xh. xh.), tërheq vëmendjen për marrëdhënien e thellë ndërmjet kafshatës hallall e të pastër, veprave të mira dhe mirënjohjes. Në një transmetim thuhet: "Besimtar është ai që ka vepra tajjib/të mira. Kurse jobesimtar është ai që bën vepra të liga." Edhe Përshëndetjet dhe kërkesat për mirësi të një besimtari kaq të mirë do të jenë të pastra, të bukura dhe të bekuara (tahijjeten, mubareketen, tajjibeten). (Shik. Nur, 63.)

Allahu i Plotfuqishëm u jep lajmin e mirë robërve të Tij, të cilëve trupi, zemra, shpirti, besimi dhe veprat e tyre janë të pastra dhe të mira, se do t'u japë një jetë shumë të mirë, të pastër, paqësore dhe të bukur në këtë botë dhe se do t'i shpërblejë ata me bollëk në botën tjetër: ***«Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur (hajaten tajjiben) dhe do ta shpërblejmë (në botën tjetër) sipas veprave më të mira që ka bërë.»*** (Nahl, 97) Vendi ku jetojnë këta njerëz është një vend i pastër dhe i bukur. Qyteti ku ata jetojnë, bëhet një qytet i pastër dhe i bukur: ***«Toka e mirë (el-beledu't-tajjibu) i jep frutat me lejen e Zotit të saj, ndërsa toka e keqe, zor se jep gjë. Kështu, në mënyra të ndryshme, Ne ua shpjegojmë shpalljet Tona njerëzve mirënjohës.*** « (A'raf, 58) ***"…Hani nga ato që ju ka dhënë Zoti juaj dhe falënderojeni Atë. I mrekullueshëm është vendi juaj (beldetun tajjibetun) dhe Falës i madh është Zoti juaj!"*** (Sebe', 15) Në fakt, Medinetu'l-Munevvere, ku jetoi njeriu më i pastër dhe më i mirë, Profeti ynë i Nderuar (a.s.), u njoh si Medinetu't-Tabe/Tajbe/Tajjibe që do të thotë një qytet i pastër dhe i bukur.[2]

E mirë do të jetë edhe vdekja e njerëzve të devotshëm që janë rritur me ushqim hallall e të pastër dhe që bëjnë jetë të mirë. Engjëjt do t'ua marrin shpirtin lehtësisht atyre: ***"Kështu i shpërblen Allahu punëmirët, të cilëve engjëjt ua marrin shpirtrat, duke qenë të pastër.*** (Ndërkohë) ***u thonë atyre: "Shpëtimi qoftë mbi ju! Hyni në xhenet, si shpërblim për veprat që keni kryer!"*** (Nahl, 32)

Këta robër që migrojnë në botën e përtejme me një vdekje të bukur, do të zgjohen në gjendje të pastër në mëngjesin e botës tjetër (ahiretit). Engjëjt e xhenetit do t'i presin me përshëndetje: ***"Ndërsa ata që i kanë zemrat të mbushura me respekt ndaj Allahut dhe i janë frikësuar Zotit të tyre, do të çohen grupe-grupe në xhenet. Kur t'i afrohen atij, dyert e tij do të hapen e rojtarët e tij do t'u thonë atyre: "Selami (shpëtimi) qoftë mbi ju! Ju keni qenë njerëz të mirë, andaj hyni në të dhe qëndroni përgjithmonë!"*** (Zumer, 73) Këta njerëz të devotshëm do të hyjnë në xhenet, ku do të vendosen në shtëpi të pastra dhe të bukura: ***"Allahu u ka premtuar besimtarëve dhe besimtareve kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë, si dhe pallate të mrekullueshme (mesakine tajjibeten) në xhenetin e Adnit. Por kënaqësia prej Allahut është shpërblimi më i madh. Kjo është fitorja madhështore."*** (Teube, 72)

2. Halil b. Ahmed, Kitabu'l-Ajn, III, 69.

NJERËZIT QË KANË NJOHURI RRETH ÇËSHTJES SË KADERIT, BESOJNË SE ÇDO GJË ËSHTË NGA ALLAHU, XHEL-LE XHELALUHU, NË NJË GJENDJE TEVHIDI TË PLOTË DHE JETOJNË SIPAS SAJ. PRANDAJ, EDHE HAZRETI SAMI EFENDIU E KOMENTONTE PËR MIRË ÇDO GJË PAVARËSISHT SE ÇFARË NGJARJEJE ISHTE DHE ÇDO MOMENT I JETËS SË TIJ ISHTE NJË MANIFESTIM I TEVHIDIT. SJELLJA E TIJ ME KADANË, KADERIN DHE DORËZIMIN NDAJ ZOTIT KANË QENË TREGUES TË JETËS SË TIJ TË BAZUAR NË TEVHID.



# NJË DIJETAR PËR ÇËSHTJEN E KADERIT: MAHMUD SAMI RAMAZANOLLU

*Prof. dr. Vahit Gëktash*

Në krye të sëmundjeve më të mëdha të epokës sonë vijnë çështjet si mospajtimi me atë që ka dhënë Zoti, ankesa, zilia, rebelimi, kundërshtimi etj. Besimi në kader është cilësia e përbashkët e besimtarëve. Sidoqoftë, pranimi i kaderit dhe njohja e çështjes së kaderit janë karakteristika të dijetarëve. Musa Efendiu (k.s.), përdorte shprehjen: «Një dijetar për çështjen e kaderit.», e cila është përdorur në titullin e shkrimit tonë, për Sami Efendiun, i cili ishte një evlia që i shfaqte pranimin e tij për çdo gjë që vinte nga Zoti dhe njohuritë e tij për kaderin duke i përjetuar vetë në çdo periudhë të jetës së tij.

Hazreti Mahmut Sami Ramazanogllu ishte një personalitet i rëndësishëm që jetoi mes viteve 1892-1984 dhe që pati një ndikim të madh te njerëzit. Ai ndërroi jetë në Medinetu'-Munevvere dhe u varros në Xhennetu'l-Baki. Ai bëri një jetë jashtëzakonisht të përkushtuar ndaj Kuranit Fisnik dhe Sunetit të të Dërguarit të Allahut (a.s.). Çështjet si pehrizi, istigfari, dhikri i vazhdueshëm, qëndrimi me njerëz të devotshëm e besnikë, bisedat fetare etj. zunë një vend të rëndësishëm ndërmjet parimeve të tij arsimore. Parimet si mirësjellja, ndjeshmëria ndaj hallallit, rruga e drejtë dhe morali i lartë ishin gurët themelorë më të rëndësishëm të jetës së tij.[1] Krahas këtyre, një aspekt tjetër i rëndësishëm i Hazreti Sami Efendiut që tërhiqte vëmendjen ishte gjendja e dorëzimit të tij ndaj Zotit në lidhje me çështjen e kaderit. Fjalitë e mëposhtme e përshkruajnë bukur këtë aspekt të tij:

”Ngaqë kishte dije të saktë rreth çështjes së kaderit, asnjëherë nuk paragjykonte askënd. Meqenëse fshehja e gabimit dhe falja janë cilësi të larta të Zotit të Madhërishëm, këto cilësi të rëndësishme shiheshin tek ai, sepse ai ishte një evlia i Tij në një nivel të lartë.”[2]

Njerëzit që kanë njohuri rreth çështjes së kaderit, besojnë se çdo gjë është nga Allahu, xhel-le xhelaluhu, në një gjendje tevhidi të plotë dhe jetojnë sipas saj. Prandaj, edhe Hazreti Sami Efendiu e komentonte për mirë çdo gjë pavarësisht se çfarë ngjarjeje ishte dhe çdo moment i jetës së tij ishte një manifestim i tevhidit. Sjellja e tij me kadanë, kaderin dhe dorëzimin ndaj Zotit kanë qenë tregues të jetës së tij të bazuar në tevhid.

Po ashtu, njeriu që ka njohuri për kaderin e njeh të drejtën e tij dhe nuk rebelohet kundër Krijuesit. Ai nuk ankohet për asgjë. Ai nuk i kundërshton urdhrat e Allahut (xh.sh.). Ai e di se ”shikimi hyjnor e kthen gjembin në trëndafilin dhe gurin e bën xhevahir. Ai gjithashtu

1. Për informacion më të gjerë në lidhje me jetën e tij shih. Vahit Gëktash, Mahmud Sami Efendi: Hayatı ve Tasavvufi Görüsleri - Mahmud Sami Efendiu: Jeta dhe pikëpamjet e tij mistike, Botimet Kalem, Ankara 2018.

2. Sadik Dana, Sultanu'l-Arifin esh-Shejh Mahmud Sami Ramazanogllu, Botimet Erkam, St - mboll 1991, fq. 14.

e di se kundërshtimi i dispozitës së Zotit është një shkelje e ligjit të Tij.» Hazreti Sami Efendiu nuk është ankuar kurrë edhe përgjatë sëmundjeve më të rënda dhe dhimbjeve të forta dhe fytyra i buzëqeshte gjithmonë.

Edhe nëse njeriu i refuzon kadanë dhe kaderin, nëse mund ta shprehim kështu, ai nuk mund të dalë përtej skenarit hyjnor. Hazreti Sami Efendiu thotë: «Nuk ka njeri që e refuzon kadanë dhe kaderin e Allahut të Madhëruar. Dhembshuria dhe heshtja shfaqen në ndërgjegjen e një njeriu të mençur. Ai ia lënë çështjen Allahut. Ai që thotë të vërtetën është Allahu dhe ai që e tregon të vërtetën është përsëri Allahu. Për këtë arsye njeriu duhet të ketë ndjenjën e dorëzimit të plotë ndaj Allahut."[3] "Sepse çdo gjë e mirë apo e keqe që e godet, është shkruar dhe përcaktuar nga Allahu i Madhëruar. Njeriu duhet t'ia lërë punët në dorë vetëm Allahut."[4] "Gjuhën dhe besimin tonë lidhur me kaderin është e nevojshme t'i mbrojmë dhe të përpiqemi e të mundohemi për t'i kryer farzet, adhurimet dhe bindjet ndaj Zotit, për të cilat jemi të obliguar."[5]

Njohja e sekretit të kaderit kërkon qëndrueshmëri të zemrës. Një njeri që nuk e arrin dot gjendjen e zemrës së pastër, nuk mund të shpëtojë nga ndjenjat si ankimi, vesveset, frika, etj. Për këtë arsye, durimi, mbështetja te Zoti dhe pranimi i çdo gjëje që vjen prej Tij janë punë të zemrës. Hz. Sami Efendiu thotë: "Të përpiqesh të kuptosh mirësinë dhe urtësinë e Allahut në atë punë, do të thotë t'i bindesh me gjithë zemër kadasë dhe kaderit të Tij. Robi përfshihet në pasurinë e Allahut. Si mundet që një rob të diskutojë e të debatojë me pronarin e tij dhe të mos pranojë kadanë e tij!"[6]

Robi është i obliguar të jetë i durueshëm ndaj fatkeqësisë që vjen nga Allahu (xh.xh.), sepse çdo gjë që vjen nga Allahu Teala është si domosdoshmëri e drejtësisë dhe urtësisë së Tij. Besimtari është i kënaqur me kadanë që vjen nga Allahu. Mirëpo, personi i cili përballet me zullum nuk është i obliguar të jetë i durueshëm, por të sigurojë të drejtat e tij dhe ta largojë zullumin. Nëse vritet në këtë rrugë, do të jetë dëshmor. Çdo fatkeqësi që vjen pastron diçka te njeriu.[7]

Dija rreth sekretit të kaderit e largon njeriun nga shqetësimi për rrëskun dhe e nxit atë të jetë bujar. Hazreti Sami Efendiu ishte një njeri jashtëzakonisht bujar. Deklaratat e mëposhtme rreth tij e përshkruajnë shumë mirë këtë situatë:

"Të japësh, të japësh, përsëri të japësh... Ishte një nga kënaqësitë e tij më të mëdha që brenda ditës ta gjente njeriun e përshtatshëm dhe t'ia dhuronte tapetin më të çmuar, qilimin, tespihet, stilolapsin, pëlhurën dhe sendin më të shtrenjtë e më të çmuar që i bëhej dhuratë. Ashtu si dielli, si oqeanet, ishte qendra e bujarisë dhe mëshirës. Ishte e pamundur që dikush i cili kishte kërkuar ndihmë tek ai, të kthehej duarbosh. Sado e madhe të ishte shuma që nxirrte nga xhepi, ai e jepte pa hezitim. Ishte sikur Allahu i Madhëruar t'ia kishte dorëzuar çelësat e thesareve të Tij të fshehta."[8]

Parimet themelore të moralit të lartë te Sami Efendiu ishin si më poshtë, në përputhje me sunetin profetik: «Të dorëzohesh dhe të pranosh çdo gjë për sa i përket marrëdhënies me Zotin. Kurse në marrëdhëniet me njerëzit duhet të falësh dhe të jesh bujar."[9]

Njohuria rreth sekretit të kaderit kërkon gjithashtu që të jesh një njeri i istikametit. "E vërteta e istikametit është besnikëria ndaj të gjitha fjalëve dhe pasimi i sirati mustakimit (rrugës së drejtë). Njeriu i palëkundur është i pandashëm nga mesatarja. Në çdo rast jeton sipas sirati mustakimit. Megjithatë, qëndrimi në këtë rrugë është me të vërtetë një punë e vështirë sipas Sami Efendiut. Ai që ka marifet (njohuri) të plotë, edhe istikametin (orientimin) e ka të përsosur. Për këtë duhet të përvetësojmë vlerat morale të Islamit."[10]

Sami Efendiu jep si shembull malin në lidhje me istikametin dhe thotë se katër karakteristikat e malit duhet të jenë tek njeriu që ka istikamet. Katër tiparet e malit janë: Mali nuk shkrihet nga i nxehti, nuk ngrin nga i ftohti, nuk rrokulliset nga era dhe nuk rrëmbehet nga rrëkeja.[11]

Si përfundim, «njohuria rreth çështjes së kaderit» kërkon tevekkul (mbështetje te Zoti), durim, pëlqim, dorëzim, istikamet dhe një «vullnet si mal». I nderuari Abdullah Sert Beu e shpreh gjendjen e istikametit të Hazreti Sami Efendiut, i cili i përjetoi të gjitha këto cilësi në jetën e tij dhe u bë shembull, siç vijon: "Në një kohë kur ndjenjat epshore dhe degjenerimi shtohen, kërkohet një vullnet si mali për t'i ruajtur ndjeshmëritë fetare, domethënë dispozitat fetare të sheriatit. Tek Sami Efendiu shohim një linjë të qëndrueshme në besimin e tij dhe të përkushtuar në kauzën e tij ashtu si te sahabët."[12]

3. Ramazanogllu, Mahmud Sami, Komentimi i sures Bekare, Botimet Erkam, Stamboll, 2013, fq. 393.

4. Ramazanogllu, Musahabe 4, Stamboll 2013, fq. 182.

5. Ramazanogllu, Musahabe 1, fq. 106.

6. Ramazanogllu, Komentimi i sures Bekare, fq. 270.

7. Ramazanogllu, Komentimi I sures Bekare, fq. 270.

8. Osman Nuri Topbash, Altın Silsile – Zinxhiri I Artë, Alltënolluk, Stamboll 2012, fq. 519.

9. Ramazanogllu, Komentimi i sures Bekare, fq. 454-455.

10. Ramazanogllu, Komentimi i sureve Junus dhe Hud, fq. 175.

11. Ramazanogllu, Komentimi i sureve Junus dhe Hud, fq. 178.

12. Abdullah Sert, Kalbi Egitim Mektebinde ırfan Sohbetleri - Bisedat Fetare në Shkollën e Edukimit të Zemrës, Botimet Erkam, Stamboll 2016, fq. 352.

# VEPRAT E MIRA
# QË MBESIN PËRGJITHMONË

SHKURT, ÇDO GJË QË BËHET ME SINQERITET DHE BINDJE NDAJ ALLAHUT ËSHTË NDËR VEPRAT E MIRA QË MBETEN PËRGJITHMONË. SHPËRBLIMI I TYRE NUK KA FUND. MADJE VAZHDON TË RRITET ME KALIMIN E KOHËS. KJO ËSHTË MIRËSIA E PAFUNDME E ZOTIT (XH.XH.).

*Dr. Murat Kaja*

Njeriu është qenia e lirë e universit. Ai mund të bëjë çfarë të dojë, të mendojë dhe të flasë sipas dëshirës. Ai është gjithmonë në kërkim të një fitimi. Kurse gjërat që ai fiton në thelb ndahet në dysh. Disa prej këtyre janë të kufizuara dhe të përkohshme. Pjesa tjetër është e përjetshme dhe e përhershme.

Zoti i Plotfuqishëm e ka treguar qartë se çfarë është e vërteta dhe i ka lënë të lirë robërit e Tij. Ai (xh.xh.), ka thënë: ***"Kush të dojë le të besojë, kush të dojë le të mohojë."*** Për t'i ndihmuar ata të marrin vendimin e duhur, Ai na ka njoftuar për dënimin me të cilin do të përballen jobesimtarët dhe shpërblimin që do të fitojnë besimtarët. Ai posaçërisht na ka informuar se shpërblimi i atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira nuk do të humbet kurrë. (Shik. Kehf, 30) Ata do të shpërblehen për punën e tyre fitimprurëse në xhenetet e përjetshme përgjithmonë. Dhe jo në të njëjtën mënyrë, por shumë herë më shumë dhe në formën më të mirë...

Në jetën tonë të përditshme, vazhdimisht shikojmë gjendjen e mirësive të përkohshme. Për



shembull, në pranverë bie shi, çdo vend kaplohet nga gjelbërimi dhe çelin lulet shumëngjyrëshe. Pas dy javësh, këto ngjyra të bukura fillojnë të zbehen. Pas një kohe të shkurtër zverdhen. Pas një kohe tjetër thahen dhe kthehen në mbeturina që i fryn era. (Shik. Kehf, 45) Ky shembull përsëritet çdo vit para syve tanë. Fundi i kësaj është kiameti. Bota nuk do ta shohë më pranverën dhe do të zhduket. Kështu përfundojnë fitimet kalimtare. Por fitimi i veprave të përhershme fillon pas kiametit dhe nuk do të zhduket kurrë. Allahu i Madhëruar thotë: ***"Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote. Veprat e mira të mbetura janë edhe më të mira në shpërblim, edhe më të merituara për shpresë te Zoti."*** (Kehf, 46)

Pasuria, prona dhe fëmijët janë gjithashtu një mirësi. Ato janë stoli të jetës. Por nuk duhet të ngecim te ato. Përkundrazi, është e nevojshme t'i bëjmë ato kapital të fitimit të përjetshëm. Të mos harrojmë se fitimet e pafundme dhe të pashtershme mund të merren vetëm përmes tregtisë me Allahun. Allahu (xh.xh.), bën tregti me robin e Tij. Ai ia blen atij jetën, kohën dhe pasurinë e tij dhe në këmbim i jep mirësi të pafundme. Allahu Teala i ka dhënë një vlerë të madhe jetës dhe pasurisë së robit të Tij. Askush tjetër nuk mund ta japë këtë. Dhënia e jetës së një robi nuk do të thotë vetëm martirizim. Kjo përfshin përdorimin e shëndetit, kohës dhe mendjes së tij në rrugën e Allahut. Njeriu që bën tregti me Allahun e përdor jetën e tij vetëm në bindje ndaj Allahut dhe e shpenzon pasurinë e tij vetëm në rrugën e Allahut.[1] Ja pra, njerëzit e mençur janë trimat që hyjnë në këtë tregti. Çfarë tregtie e mrekullueshme që është kjo! Blerësi është Allahu Teala, pagesa (shpërblimi) është Xhennetu'l-Me'va, ndërmjetësi është Muhamed Mustafai (a.s.)...

Ata që ndjekin fitimet që mbarojnë me kalimin e kohës, në fakt punojnë duke supozuar se janë të përjetshme. Shejtani i bën ata të ëndërrojnë ashtu. Sepse askush nuk e dëshiron përkohshmërinë. Ata nuk besojnë në botën tjetër, por mendojnë se "kjo pasuri dhe këta fëmijë do t'u jepen edhe atje nëse ajo botë ekziston". Megjithatë, ata zhgënjehen pas një kohe. Ata shikojnë me dhimbje zhdukjen e gjërave që mendonin se nuk do të përfundonin kurrë. Ata shohin shndërrimin në ndëshkim të atyre gjërave që mendonin se



ishin një mirësi. Prandaj, është e nevojshme të fokusohemi në veprat vërtet të përjetshme duke mposhtur nefsin në botë, jo në stolitë e rreme që duken të përhershme. ***"Allahu ua shton udhëzimin atyre që ndjekin rrugën e drejtë. Veprat e mira që mbeten janë më të mira te Zoti yt edhe nga aspekti i shpërblimit, edhe nga aspekti i përfundimit."*** (Merjem, 76)

Mirë, por cilat janë veprat e mira të përhershme të përmendura në këto ajete?

Një ditë i Dërguari i Allahut (a.s.), tha:

«-Thuajini shumë el-Bekijatu's-Salihat (veprat e mira të përhershme)!» Sahabët e nderuar e pyetën:

«Cilat janë ato, o i Dërguar i Allahut?» I Dërguari i Allahut (a.s.), tha:

«el-Mil-letu, (domethënë thelbi i fesë).» Kur ata e pyetën përsëri, Profeti (a.s.), u përgjigj njëjtë. Kurse herën e katërt tha: "Tekbiri, tehlili, tesbihu, tahmidi dhe la havle ve la kuvvete il-la bi'l-lah." (Ahmed, III, 75)

el-Mil-letu do të thotë fe. Me fjalë të tjera, këto fjalë përfshijnë të gjithë fenë dhe përbëjnë thelbin e saj. Këto janë dhikre themelore të fesë sonë dhe janë fjalë specifike për të. Ato i njohin vetëm ithtarët e kësaj feje. Këto fjalë nuk bien kurrë nga gjuha myslimanit. Sa më shumë që njeriu t'i kuptojë ato siç duhet në thellësi të zemrës së tij, aq më thellësi arrin në fe. Shpërblimi i këtyre fjalëve është i përhershëm për thënësin e tyre, ruhet përgjithmonë dhe kurrë nuk humbet. Thënësi i tyre me këto i afrohet Allahut (xh.xh.). Në një transmetim tjetër, njoftohet se këto dhikre "i fshijnë gjynahet ashtu siç i lëshon pema gjethet".[2]

Said ibn Musejjebi (r.a.), ka thënë: «el-Bakijatu's-Salihat... Ato janë thënia e robit: All-llahu ekber, subhanall-llah, el-Hamdu lil-lahi, la ilahe il-lall-llah, la havle vela kuvvete il-la bil-lah.»[3]

1. Ibn Atijje, el-Muharraru'l-vexhiz, Katar: Vizaratu'l-Evkaf (Ministria e Vakëfeve), 2007, IV, 416.

2. Ibn Maxhe, Edeb, 56.

3. Muvatta', Kur'an, 23.



Kur njeriu bën një punë të përkohshme, merr një shpërblim aq sa punon. Kur e merr atë sasi parash, pagesa konsiderohet e kryer dhe ai duhet të punojë përsëri, në mënyrë që të fitojë përsëri. Një kufi i tillë nuk është përcaktuar për veprat e përhershme. Do të shpërblehesh gjithmonë për punën që ke bërë. Ajo nuk mbaron kurrë.

Ibn Abbasi (r.a.), i ka renditur veprat e mira të përhershme të inkurajuara në ajet siç vijon: Dhikri i Allahut; tebarekall-llah, estagfirull-llah, (a.s.), namazi, agjërimi, haxhi, lëmosha, lirimi i robërve, xhihadi, mbajtja e lidhjeve farefisnore… Domethënë, të gjitha veprat e mira si këto. Këto janë vepra që do të mbeten përgjithmonë për vepruesin e tyre përderisa të vazhdojë ekzistenca në xhenet.[4]

Këtyre mund t'u shtohen fjalët e mira, pesë vaktet e namazit, nijetet dhe dëshirat. Sepse veprat pranohen sipas nijetit dhe ngjiten te Allahu (xh. xh.). Shkurt, çdo gjë që bëhet me sinqeritet dhe bindje ndaj Allahut është ndër veprat e mira që mbeten përgjithmonë. Shpërblimi i tyre nuk ka fund. Madje vazhdon të rritet me kalimin e kohës. Kjo është mirësia e pafundme e Zotit (xh.xh.).

I Dërguari i Allahut (a.s.) e orientoi vajzën e tij të dashur për vepra të përhershme. Le ta dëgjojmë këtë nga Aliu (r.a.): "Hz. Fatimeja (r.anha) ishte më e dashura e familjes për babanë e saj. Për shkak se rrotullonte mullirin, kishte plagë në duar dhe ngaqë mbante ujë me torba, kishte plagë në qafë. Ndërsa ishte e preokupuar me pastrimin e shtëpisë, i mbushej koka me pluhur. Një herë sollën disa skllevër te i Dërguari i Allahut (a.s.). Hz. Fatimesë i thashë:

"Shko te babai yt dhe kërkoji një shërbëtore!" Edhe ajo shkoi. Ngaqë Profetin e pa duke folur me disa njerëz të tjerë, u kthye. Të nesërmen, i Dërguari i Allahut (a.s) erdhi te Fatimeja dhe e pyeti:

«Çfarë nevoje kishe, bijë?» Fatimeja heshti dhe nuk iu përgjigj. Unë ndërhyra dhe e parashtrova çështjen duke i thënë:

«Do t'jua them unë, o i Dërguar i Allahut!» I Dërguari i Allahut (a.s.), i tha:

"O Fatime! Ki frikë nga Allahu! Kryeji farzet e Allahut! Bëji punët e familjes! Kur të shkosh në shtrat, thuaj «Subhanall-llah» tridhjetë e tre herë, «el-Hamdu lil-lah» tridhjetë e tre herë dhe «All-llahu ekber» tridhjetë e katër herë! Kështu të gjitha bëjnë njëqind. Kjo është më e mirë për ty se një shërbëtore." Hz. Fatimeja i tha:

«Unë jam e kënaqur me Allahun dhe të Dërguarin e Allahut!» I Dërguari i Allahut (a.s.), nuk i dha asaj shërbëtore."[5]

Aliu (r.a.), thoshte se nuk e ka lënë pas dore këtë dhikër që pas asaj dite. Dikush që e dëgjoi këtë, i kujtoi momentin më të vështirë të jetës së tij duke i thënë:

«A e ke thënë edhe natën e Siffinit? Aliu (r.a.), iu përgjigj:

"Po, e kam thënë edhe natën e Siffinit." (Muslim, Dhikr, 80.)

Këto vepra të përjetshme janë gjithashtu mburoja që i mbrojnë njerëzit nga ndëshkimi i xhehenemit. Ebu Hurejra (r.a.), tregon: Një ditë i Dërguari i Allahut (a.s.), tha:

"–Merrni mburojat tuaja!" Ne e pyetëm:

"A ka ardhur armiku që t'i marrim mburojat kundër tij?" Profeti (a.s.), tha:

«Jo, merrni mburojat tuaja që do t'ju mbrojnë nga xhehenemi: Thoni: «Subhanall-llahi ve'l-hamdu lil-lahi ve la ilahe il-lall-llahu ue'll-llahu ekber!» Këto do të vijnë si shpëtimtare në Ditën e Gjykimit dhe do të takohen me ju. Këto fjalë janë vepra të mira që do të zgjasin përgjithmonë."[6]

Le ta përfundojmë fjalën tonë duke i thënë "Amin" lutjes së Omerit (r.a.):

«O Allah! Na e zbukurove botën dhe na njoftove se bota tjetër është më e mirë! Bëje fatin tonë në anën më të mirë dhe më të qëndrueshme!"[7] Amin!

4. Taberi, Xhami'u'l-Bejan, XVIII, 35.

5. Ebu Davud, Haraxh, 19-20/2988. Shik. Buhari, As'habu'n-Nebi, 9, Humus, 6; Nefekat, 6, 7; Deavat, 11.

6. Hakim, el-Mustedrek, I, 725/1985.

7. Ibn Ebi Hatim, Tefsir, II, 612; Sujuti, ed-Durru'l-mensur, II, 295.



# PËR DASHURINË NDAJ FËMIJËVE

## MESAZHE NGA PEJGMABERI (A.S.)

*Prof. dr. M. Faruk Bajraktar*

Dashuria shpreh të gjitha ndjenjat e bukura që lidhin ngushtë njerëzit me njëri-tjetrin. Dashuria është një ndjenjë që vazhdon gjithë jetën dhe që ka nevojë të ushqehet vazhdimisht. Dashuria për prindërit, fëmijët, vëllezërit, bashkëshorten, shokun, atdheun dhe njeriun është pasqyrimi në forma të ndryshme i kësaj ndjenje universale. Dhembshuria, interesimi, vlerësimi, mirëkuptimi, toleranca, respekti, dashamirësia, mëshira, pjesëmarrja, pëlqimi, përkëdhelja, buzëqeshja, fjala e bukur, keqardhja, simpatia, shqetësimi, të gjitha këto janë produkte të dashurisë.

Sipas psikologëve, për njeriun shprehja e dashurisë ndaj tjetrit është nevojë emotive e gradës së parë. Njeriu e fiton aftësinë për të dashur, së pari duke u dashur nga të tjerët. Para se të dojë, ai mëson të duhet. Fjala e urtë: ”Nëse ti do fëmijën edhe ai do të dojë fëmijën e vet”, e shpreh shumë bukur këtë fakt.

Nëse një njeri në fëmijëri nuk është ushqyer mjaftueshëm me dashuri, është shumë e vështirë që të formojë një personalitet të ekulibruar dhe akoma më e vështirë, të zhvillojë ndjenjën e dashurisë për të tjerët. Individi nuk dëshiron ta ndajë me të tjerët atë që nuk e ka mjaftueshëm.

Dashuria dhe respekti mësohen përmes imitimit dhe modelit të prindërve. Fëmija që respektohet dhe ushqehet me dashuri, bëhet i lumtur. Krejt natyrshëm i zhvillohet ndjenja e dashurisë dhe respektit për të tjerët, arrin të krijojë marrëdhënie të mira me mjedisin që e rrethon. Përderisa veprimi ka më ndikim se fjala, atëherë, në vend që fëmijëve t’u jepen këshilla, është më mirë të qënit model dhe shembull në sjellje. Fëmija mëson dhe zbaton atë që shikon dhe jo atë që dëgjon. Prindërit që flasin bukur, që buzëqeshin dhe krijojnë një mjedis të lumtur familjar, në të njëjtën kohë ia mësojnë edhe fëmijës së tyre këtë.

Dihet se komunikimi fizik është një rrugë për të transmetuar dashurinë. Shumë kërkime të bëra mbi zhvillimin e fëmijës kanë arritur në këtë përfundim.

Fëmijët që përkëdhelen, përqafohen dhe puthen, zhvillojnë një sistem më të shëndoshë ndjenjash në raport me fëmijët që kanë qenë të privuar për një kohë të gjatë nga ky komunikim. Shqisa e prekjes, ndryshe nga katër shqisat e tjera, nuk

është e kufizuar vetëm në një pjesë të trupit. Në çdo pjesë të trupit tonë janë vendosur minisensorë, të cilët perceptojnë prekjen. Kur ndodh prekja, sensorët që ndodhen nën lëkurë i dërgojnë sinjale trurit, i cili i percepton si përshtypje dashurie, kënaqësie, urrejtjeje apo dhimbjeje.

Një komunikim fizik me dhembshuri shpreh dashurinë ndaj fëmijës dhe e transmeton në mënyrë bindëse dashurinë ndaj tij. Fjalët që përdorim në komunikimin me fëmijën mund të shprehin shumë, por kontakti fizik i jep atij perceptim më të plotë në lidhje me vlerësimin që i bëjmë ne me fjalë.

Për të treguar dashurinë ndaj fëmijëve, prindërit marrin lodra për ta, por loja me lodra është tjetër. Prindërit, veçanërisht kur këtë ua kërkojnë fëmijët, duhet ta vendosin veten në vend të lodrave, duke luajtur me ta.

Për nga natyra, njeriu dëshiron të vlerësohet, të promovohet, që në fëmijëri kërkon të përqafohet. Komunikimi që arrihet përmes përqafimit, puthjes dhe përkëdheljes luan një rol të rëndësishëm në plotësimin e nevojave të trupit. Disa kërkime shkencore të bëra mbi individët e prekur nga sëmundjet psikomatike, kanë zbuluar se shkaku kryesor është pamjaftueshmëria e përqafimeve, puthjeve dhe përkëdheljeve.

Dimë që parimi themelor në komunikim është vlerësimi dhe pranimi. Prandaj, pranimi i fëmijëve siç janë ndikon pozitivisht në krijimin e marrëdhënieve të shëndosha. Të pranosh fëmijën siç është, do të thotë ta duash me të vërtetë atë. Kur fëmija e shikon që pranohet, ndjen se vlerësohet dhe duhet. Fëmija që ndjen mungesë dashurie, e ndjen veten të pamjaftueshëm dhe të pavlefshëm.

Pejgamberi (a.s.), i cili i donte shumë fëmijët, së pari çrrënjosi dallimin që ekzistonte midis vajzës e djalit dhe urdhëroi që fëmijët të trajtoheshin si të barabartë. (Muslim, Hibat, 13.) ”Nuk është prej nesh ai që nuk do të vegjlit ...” (Edebul-Mufred, I, 366.) Në këtë mënyrë, Pejgamberi (a.s.), vuri dashurinë në qendër të edukimit të fëmijës. Librat e hadithit dhe biografisë së Pejgaberit (a.s.), janë të mbushur plot me shembuj të dashurisë, mëshirës dhe interesimit që ka treguar Pejgamberi (a.s.), ndaj fëmijëve. Më poshtë do të shikojmë disa modele sjelljeje, që shprehin dashurinë e Pejgamberit (a.s.), për fëmijët.

## PEJGAMBERI (A.S.), I PËRQAFONTE DHE I PUTHTE FËMIJËT

Puthja dhe përqafimi janë dy rrugët kryesore për të treguar dashurinë për fëmijët. Tregon Enes ibn Maliku *: ”Nuk kam parë njeri më të dhembshur ndaj familjes se Pejgamberi (a.s.). Kur Ibrahimi, djali i Pejgamberit (a.s.), qëndronte pranë mëndeshës, e cila jetonte në një lagje periferike të Medinës dhe bashkëshorti i saj punonte si kovaç, Pejgamberi (a.s.), na merrte ne dhe shkonte për të shikuar djalin. Kur arrinte në shtëpi, e merrte në prehër djalin, e përqafonte, e puthte, i nuhaste aromën e këndshme dhe pastaj kthehej në shtëpi.”* (Buhari, Edeb, 18; Muslim, Fedail, 63).

Një hadith tjetër, që tregon dashurinë dhe dhembshurinë e Pejgamberit (a.s.), për fëmijët është rasti i vdekjes së Ibrahimit, në moshë të njomë. Pejgamberi (a.s.), e mori në kraharor djalin e tij, Ibrahimin, i cili ishte duke dhënë shpirt dhe e puthi në ballë me sy të përlotur. Përballë kësaj gjendjeje, Abdurrahman ibn Auf i tha Pejgamberit (a.s.): ”Edhe ju qani?” Pejgamberi (a.s.), u përgjigj: *”Këto janë lot mëshire, syri qan dhe zemra vajton, kurse gjuha jonë nuk flet gjë tjetër, përveç asaj që Allahu është i kënaqur me të.”* Pastaj tha: *”O Ibrahim! Ne jemi të mërzitur për largimin tënd”* (Buhari, Xhenaiz, 44.)

Pejgamberi (a.s.), shprehej për dy nipat e Tij, Hasanin dhe Husejnin: *”Dy nipat e mi janë si dy lule që i puth dhe prej tyre marr erë të këndshme.”* (Buhari, Edeb,18.) Një herë, Pejgamberi (a.s.), puthi nipin e tij Hasanin. Një sahab, me emrin el-Akra, kur pa këtë gjest të Pejgamberit (a.s.), i tha: ”Unë kam dhjetë fëmijë dhe asnjërin prej tyre nuk e kam puthur.” Pejgamberi (a.s.), u kthye nga ai dhe i tha: *”Kush nuk mëshiron, nuk mëshirohet.”* (Buhari, Edeb, 18; Muslim, Fedail, 65; Ebu Davud, Edeb, 145; Tirmidhi, Birr, 12.)

Aishja (r.a.), tregon se një ditë erdhi te Pejgamberi një beduin dhe i tha: ”A i puthni ju fëmijët, sepse ne nuk i puthim e as i përkëdhelim fëmijët tanë.” Pejgamberi (a.s.), i tha*: ”Çfarë mund të bëj unë për ty, kur Allahu ta ka shkulur mëshirën dhe dhembshurinë nga zemra!?”* (Buhari, Edeb, 18.)

## PEJGAMBERI (A.S.), I PËRKDHELTE FËMIJËT

Një nga fëmijët e sahabëve, Xhabir ibn Semure, tregon*: ”Një ditë fala namazin e drekës me Pejga-*

*mberin (a.s.). Pastaj Pejgamberi (a.s.), u nis drejt shtëpisë e unë shkova me të. Rrugës takuam disa fëmijë. Pejgamberi (a.s.), filloi t'u përkëdhelte faqen të gjithëve me radhë. Edhe mua më përkëdheli faqen. Në dorën e Tij ndjeva një freski dhe aromë të këndshme, sikur dorën e nxirrte nga një shishe me parfum trëndafili ..."* (Muslim, Fedail, 80.)

Said ibn Yezid tregon: "Më mori tezja dhe më dërgoi pranë Pejgamberit (a.s.). Pejgamberi (a.s.), më përkëdheli kokën dhe u lut për mua. Pastaj qëndrova pas Tij dhe pashë midis shpatullave vulën e profetësisë. (Buhari, Daavat, 30.)

### PEJGABMERI (A.S.), INTERSOHEJ DHE KUJDESEJ PËR FËMIJËT

Ummu Halid tregon: "Në fëmijëri, shkova së bashku me babain tek Pejgamberi (a.s.), ku na priti me mirëseardhje. Unë fillova të luaja me Profetin. Babai, pasi më ndaloi, më qortoi për këtë. Në këtë çast ndërhyri Pejgamberi (a.s.), duke i thënë: *"Lëre rehat djalin."* Pastaj u lut tri herë: *"Jetë të gjatë..."* (Buhari, Edeb, 17; Ebu Davud, Libas, 2.)

### PEJGAMBERI (A.S.), BËNTE SHAKA ME FËMIJËT.

Fëmijët, me të cilët më së shumti bënte shaka Pejgamberi (a.s.), ishin nipat, Hasani dhe Husejni. Xhabiri (r.a.), tregon se një ditë Pejgamberi (a.s.), i kishte hipur mbi kurriz nipat, Hasanin dhe Husejnin dhe ashtu me ta mbi kurriz u thoshte: *"Sa e mirë deveja juaj dhe sa grahës të mirë jeni ju"* ( Tirmidhi, Menakib, 31.)

Kurse një herë, kishte marrë ujë dhe kishte spërkatur Mahmud ibn Rebian, që atëherë ishte pesë vjeç. (Buhari, ilm, 18, Daavat, 30-31) Pejgamberi (a.s.), shpesh bënte shaka me fëmijët.

### PEJGAMBERI (A.S.), VIZITONTE FËMIJËT E SËMURË

Pejgamberi (a.s.), kishte shkuar për të vizituar djalin e vajzës së tij Zejnepe. Djali i vogël ishte në agoni, kurse Pejgamberi (a.s.), qante për të, duke thënë: *"Këta lot janë mëshirë, të cilët Allahu i vendos në zemrat e njerëzve që do".*(Buhari, Merda ve't-Tib, 9; dhe Buhari, Xhenaiz, 79.)

### I PËRSHËNDESTE FËMIJËT

Enesi (r.a.), tregon: *"Kur isha duke luajtur me fëmijët, erdhi Pejgamberi (a.s.) dhe na përshëndeti" (*Muslim, Sahabe, 33.)

Enes ibn Maliku një herë shkoi pranë fëmijëve dhe, pasi u dha selam, tha: "Kështu i përshëndeste Pejgamberi (a.s.), fëmijët. (Buhari, isti'zan, 15; Muslim, Selâm, 5; Ebu Davud, Edeb, 136; Tirmizi, isti'zan, 8; ibn Maxhee, Edeb, 14.)

Përshëndetja e fëmijëve nga ana e Pejgamberit (a.s.), tregon vlerësimin që u bënte atyre dhe në të njëjtën kohë, dëshirën e tij për t'u mësuar atyre edukatën islame. Përshendetja është parimi bazë i komunikimit.

### NUK LEJONTE TË BËHESHIN DALLIME NDËRMJET FËMIJËVE

Pejgamberi (a.s.), ka urdhëruar trajtim të barabartë ndaj fëmijëve, (Muslim, Hibat, 13.). Në bërjen e dhuratave i ka këshilluar prindërit të jenë të drejtë. (Buhari, Hibe, 9.)

### PEJGAMBERI (A.S.), LUANTE ME FËMIJËT

Pejgamberi (a.s.), siç ka luajtur vetë, i nxiste edhe besimtarët të luanin me fëmijët. Pejgamberi (a.s.), kur e shikonte Hasanin në rrugë duke luajtur, nuk e pengonte nga loja.

Ebu Katade tregon: *"Një ditë, Pejgamberi (a.s.), erdhi tek ne. Në krah kishte Usamen, djalin e vajzës së tij Zejnebe. Pejgamberi (a.s.), e fali namazin me të në krahë. Kur binte në ruku, e vendoste në tokë. Kur ngrihej nga rukuja, e merrte përsëri në krahë"* (Buhari, Edeb, 18; Salat, 106; Muslim, Mesaxhid, 41; Ebu Davud, Salat, 169.)

Pejgamberi (a.s.), urdhëron: *"Kush ka fëmijë, të luajë dhe të argëtohet me ta."* Përmes këtij hadithi, Pejgamberi (a.s.), u kujton familjeve interesimin dhe përgjegjësinë që duhet të kenë për fëmijët.

Parimet që ka sjellë dhe zbatuar Pejgamberi (a.s.), përputhen plotësisht me parimet e zbuluara nga kërkimet në fushën e edukimit dhe zhvillimit të fëmijëve. Pika mbi të cilën duhet përqendruar, është rëndësia e dashurisë dhe vlerësimit në zhvillimin emotiv të fëmijës. Nëse lulja nuk ujitet, thahet, nëse ujitet tepër, kalbet. Nëse dëshirojmë të na respektojnë fëmijët, që brezat e ardhshëm të jenë të dashur e të suksesshëm, atëherë t'i ushqejmë dhe edukojmë me dashuri, respekt dhe njohuri. Mos të harrojmë që dashuria që merr fëmija nga familja, është një faktor i rëndësishëm në suksesin e fëmijës. Fëmijëve t'u flasim më shumë për Pejgamberin (a.s.), në mënyrë që ta njohin dhe ta duan atë.



# MOS E HARRO ZOTIN DHE JETËN TJETËR!

*Xhafer Durmush*

Zoti i Madhëruar, Mëshiruesi i mëshiruesve, urdhëron dhe thotë në Kuran:

***"Jeta e kësaj bote, nuk është gjë tjetër, veçse argëtim dhe lojë. Ndërsa jeta e botës tjetër, pikërisht ajo është jeta e vërtetë. Ah sikur ta dinin!"*** (Ankebut, 64)

Me anë të ajeteve të tjera të Kuranit, Allahu na kujton se jeta e kësaj bote nuk është gjë tjetër veçse një endje dhe lojë e shkurtër (Enam, 32; Muhamed, 36; Hadid, 20.) se njerëzit gjenden në një fushë sprove që nuk do të përsëritet më, duke na tërhequr vëmendjen me anë të këtyre fjalëve. (Zuhruf, 83; Mearixh, 42; Enam, 91; Tur, 12.)

"Njeriu, krijesa në nefsin e të cilit është frymëzuar si devocioni ashtu edhe keqbërja, është i obliguar të zhvillojë mirësitë që janë të kyçura në thelbin e tij dhe të shtypë pasionet që gjenden aty. Për të realizuar këtë, atij i nevojiten mekanizma të caktuara të kontrollit, në krye të të cilave vjen pa dyshim një akide e shëndoshë, që në vetvete plotësohet me përthithjen e frymës së bazave të besimit. Ajo perfeksionohet me vetëdijshmërinë se Allahu e sheh njeriun në çdo kohë dhe në çdo vend. Ajo përmbushet me vetëdijen se një ditë do të jepet llogari për secilin veprim të kryer në jetë. Si rezultat i të gjitha këtyre, është e domosdoshme t'i japësh rëndësinë që i takon secilës, si kësaj bote ashtu edhe botës tjetër, si dhe të mos e këputësh asnjëherë lidhjen që ke me Allahun."

Të gjitha këto i mendoj kur lexoj pjesën tjetër të ajetit të mësipërm. Pasi në vazhdim të këtij ajeti thuhet: ***"Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por kur Ai i sjell në tokë shëndoshë e mirë, menjëherë ata i veshin Atij ortakë*** *(në adhurim)****, për të mohuar atë që u kemi dhënë Ne dhe për t'u kënaqur. Por shpejt do ta marrin vesh!"*** (Ankebut, 65-66)

Qafirët që i bëjnë shok Allahut, fjala vjen, kur hipin në anije dhe dalin për lundrim në det tmerrohen atëherë kur deti trazohet dhe dallgët janë aq të fuqishme sa mund t'ua përmbysin anijen ku gjenden. Atëherë ata i përgjërohen Allahut ashtu siç i lutet një besimtar i devotshëm, sepse edhe ata thellë në shpirtin e tyre e dinë se askush tjetër nuk mund t'i shpëtojë nga ky rrezik përveç Allahut. Vetëm se, pasi kalon momenti i rrezikut dhe ata dalin shëndoshë e gjallë në breg të detit, harrojnë menjëherë adhurimin e Allahut të Cilit i përgjëroheshin sinqerisht në momentet e rrezikut. Ata nuk u përmbahen fjalëve që kanë thënë kur i janë përgjëruar Allahut me gjithë shpirt, por kthehen sërish në baltovinën e shirkut dhe mosbindjes ndaj urdhrave të Zotit. Allahu ua tregon besimtarëve këtë të vërtetë, duke nxjerrë në pah mospërputhjen e myshrikëve ndaj dy situatave. Ndoshta për t'u tërhequr vëmendjen besimtarëve që edhe ata të mos kryejnë veprime të tilla kundërthënëse.

Në tefsirin e Kuranit, të quajtur Ruhu'l-bejan, në lidhje me këtë ajet të Kuranit thuhet se ai tregon se jeta e botës është "e vdekur". Allahu i ka cilësuar si "të vdekur" jobesimtarët teksa flet rreth tyre dhe urdhëron e thotë: ***"Ti nuk mund t'i bësh të vdekurit të të dëgjojnë."*** (Rum, 52) Në një ajet tjetër Ai urdhëron dhe thotë: ***"...që të paralajmërosh të gjallët..."*** (Jasin, 70) Në të vërtetë, në sajë të këtyre ajeteve është konstantuar se bota dhe krijesat brenda saj janë "të vdekura", me përjashtim të krijesave që u falet gjallëria e jetës në sajë të dritës së besimit, sepse jeta tjetër konsiston në botën e shpirtrave (alemul-ervah). Të dyja këto janë të gjalla në përjetësi. Në ajetin rreth të cilit po diskutojmë jeta tjetër është emërtuar "le hije'l-hajevan", fjalë që përdoret për gjallesat apo gjërat tek të cilat dallohen shenja jete.

Në këto kushte jeta e vërtetë është jeta që nuk ka hidhërim dhe halle, që nuk njolloset nga sëmundjet dhe mangësitë, në të cilën nuk do të përjetohen vdekja dhe asgjësimi. Kjo është jeta e xhenetit. Në qoftë se njerëzit do t'ia dinin vlerën dhe perfeksionimin kësaj jete, do të dëshironin më shumë që ta fitonin atë duke kryer sa më shumë punë të mira në këtë jetë.

Vetëm se jeta e kësaj bote që ngjan me një lojë dhe dëfrim është e mrekullueshme në sytë e atyre njerëzve që nuk kanë haber nga jeta e dëlirë dhe nga ringjallja në jetën tjetër. Gjallëria e jetës tjetër në jetën tonë të kësaj bote për evlijatë e Allahut gjendet tek dhikri dhe dashuria ndaj gjithë krijesave të tjera, ndërsa në jetën tjetër ata do të jenë fatlumët që do të shohin me sytë e tyre Hijeshinë e Zotit."

Ashtu sikurse ka thënë edhe Ibrahim Haki nga Erzurumi: "Njeriu nuk duhet ta harrojë kurrë se ekziston Zoti që e sheh atë kudo dhe kurdo që të gjendet, si dhe e mëshiron njeriun me rrizkun e Tij edhe në momentin më të madh të mosbindjes së tij ndaj Zotit." Njeriu duhet të ruhet që të mos bjerë në ato situata që meritojnë hidhërimin hyjnor, siç është rasti i mushrikëve që tregohet në ajetin e Kuranit, situata "e kujtimit të Zotit kur bie në hall dhe e zhytjes në baltovinën e mosbindjes ndaj urdhrave të Zotit kur shpëton nga ai hall dhe rrezik për jetën."

Nga ky aspekt, është jashtëzakonisht e rëndësishme që kriteret për të cilat flitet në ajetin e mësipërm të gdhenden dhe ruhen në personalitetin e njeriut. Ka shumë rëndësi të vendoset drejtpeshimi mes jetës së kësaj bote me jetën e botës tjetër, sepse njeriu përherë e kalon cakun atëherë kur harron të vërtetën absolute se kjo botë është një fushë sprove dhe kalimi të një kohe të përcaktuar. Ai e humb drejtpeshimin e duhur kur harron se është nën kontrollin e Allahut. E kujton Zotin vetëm kur mbetet ngushtë dhe vazhdon të kryejë një jetë kuturu në momentet e tjera të jetës së tij. Ai kthehet në përbindësh në shtëpi, në vendin e tij të punës dhe në ambientet e tjera publike, duke dashur t'i përdorë në mënyrë abuzive kompetencat e tij. Tregohet i padrejtë me të tjerët.

Allahu i Lartësuar, i Cili ia di të metat dhe mangësitë njeriut, i kujton atij me këtë rast pozitën e tij në jetën e dynjasë. Ai i mëson njeriut se qëllimi i tij duhet të jetë jeta nën "ndërgjegjen e afërsisë" me Zotin, duke e përmendur shpesh Atë. ***"O besimtarë! Përmendeni shpesh Zotin tuaj!"*** (Ahzab, 41), urdhëron e thotë në Kuran. Nënvizojmë këtu faktin se shprehja në origjinal e këtij ajeti është "dhikren kethiran", që do të thotë "përmendeni shpesh", duke mos përcaktuar ndonjë sasi të caktuar si detyrim me këtë shprehje, sipas filologjisë arabe.



## SHPËTIMI NGA PASIONET

Allahu, Furnizuesi i vërtetë i gjithë krijesave urdhëron dhe thotë në Kuran: ***"Thuaj: 'Me të vërtetë, Zoti im i jep begati të bollshme kujt të dojë nga robërit e Tij dhe ia pakëson kujt të dojë. Ai ua zëvendëson atë që e ndani ju; Ai është Dhuruesi më i mirë."*** (Sebe, 39)

Në një ajet tjetër të Kuranit thuhet: ***"Sa e sa gjallesa nuk e kanë me vete rrizkun e tyre. Allahu ua jep edhe atyre, edhe juve rrizkun që u takon."*** (Ankebut, 60)

Cfarë gjendje të prehjes shpirtëtore përjeton besimtari, i cili i gdhend në zemrën e tij këto mësime të Kuranit?

A ka pse të shqetësohet besimtari, në qoftë se e mban ndër mend paralajmërimin e Profetit se *"Rrizku e kërkon të zotin e tij më shumë sesa e kërkon exheli i tij atë. Ai e gjen atë kudo që të gjendet."* (Xhamiu's-Sagir, II, 27.)

A do të dorëzohej njeriu përpara pasioneve, në qoftë se thellë në shpirt e beson se rrizku është i siguruar nga Allahu për të dhe ai do të marrë atë që i ka caktuar Zoti?...

Nuk ka dyshim se besimtari i cili e di se shtimi i rrizkut ka shkaqe si materiale, ashtu edhe shpirtërore, i vihet menjëherë punës së tij, prandaj ai që e di se rrizkun ia rrit edhe mirësia që do të tregojë ndaj të afërmve të tij rend t'u bëjë mirë atyre, ai që e di se bereqetin e rrizkut ia shton ndihma që do t'u japë të varfërve, mundohet sa më shumë që t'i ndihmojë nevojtarët, ai që e di se rrizku shtohet me devocion nuk u ndahet veprave të devotshmërisë. Ai e di se rrizkun e fiton më lehtë besimtari që i beson me gjithë zemër Allahut.

Ah, sikur të gjithë njerëzit ta dinin këtë të vërtetë dhe besimtarët nuk do ta harronin kurrë atë: Rrizku i të gjitha gjallesave është në sigurimin që jep Allahu. Zoti ia shpërndan në masën që e ka vendosur Vetë rrizkun që i takon si besimtarit, ashtu edhe qafirit. Besimi në këtë të vërtetë është ilaçi më i mirë për të shpëtuar nga ndikimet e mbrapshta të pasioneve.



# MODELI MË I BUKUR NJERËZOR

Ali Riza Temel

Njeriu është krijuar për të qenë halife dhe dëshmues i Allahut mbi tokë, për të mbajtur në këmbë të vërtetën dhe për të mbajtur mbi supe amanetin. Mirëpo, për t'i mbartur në kuptimin e vërtetë të fjalës të gjitha këto cilësi, ai ka nevojë për një proces maturimi që zgjat gjithë jetës dhe për një njeri model, i cili i mbart të gjitha këto cilësi.

Përparimi i njeriut në rrugën e përsosmërisë, nuk është i mundur vetëm me njohjen e të vërtetave. Të vërtetat që nuk gjejnë jetë në sjelljet njerëzore, jetojnë si teori vetëm nëpër libra dhe mendje. Në krye të njerëzve që i vënë në jetë të vërtetat dhe parimet, vijnë profetët. Ata janë zgjedhur prej Allahut dhe janë ngarkuar me detyrën e zbatimit dhe mësimit të mënyrës së jetesës së vërtetë njerëzore. Dhe i fundit prej profetëve është i dashuri ynë, Muhamedi (alejhi salatu ue selam).

Muhamedi (a.s.), i cili u dërgua për të edukuar të gjithë njerëzimin dhe për të plotësuar moralet e bukura, u përgatit për këtë detyrë prej Allahut Teala. Profeti (a.s.), ka thënë: *"Mua më edukoi Allahu dhe më dha një edukatë të bukur."* (Keshfu'l hafâ 1/170.) Ndërsa i Lartmadhëruari na e ka prezantuar në këtë mënyrë të dashurin e Vet: ***"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."*** (el-Ahzab, 21)

Profeti (a.s.), ishte në majat më të larta të moralit dhe jeta e tij zhvillohej në bazë të Kuranit Kerim. Prandaj, ai është edhe shembulli më i bukur për çdo fushë të jetës. Ai është modeli më ideal si mësues, tregtar, komandant, kryefamiljar, kryetar shteti, gjykatës etj. Duke e përmbushur me sukses detyrën e tij si një profet lehtësues, përgëzues, paralajmërues dhe zbatues, me fjalët dhe veprat e tij u bë udhëzuesi më ideal për njerëzimin.

Ja disa tablo nga jeta e tij shembullore në lidhje me moralin e tij të përsosur:

Prej parisë së sahabëve, Enes bin Malik tregon: "Unë i shërbeva Resulullahut për dhjetë vjet rresht, që prej moshës tetëvjeçare, në Medinë dhe jashtë saj. Ashtu siç nuk më tha qoftë edhe njëherë, "of", për një punë që e kam bërë ose nuk e kam bërë, nuk më ka thënë kurrë, "përse e bëre kështu, përse nuk e bëre ashtu". Ai nuk më ka qortuar kurrë për asnjë gabim apo të metë që kam pasur".

Sipas një transmetimi të Muslimit, Muauije bin Hakem, tregon: "Isha duke falur namazin pas Resulullahut (a.s.). Gjatë namazit, dikush teshtiu. Kurse unë i thashë "Jerhamukellah /Allahu të mëshiroftë!" Të pranishmit m'i ngulën sytë. Përse m'i ngulën kështu sytë, thashë me vete. Por kur thashë edhe disa herë "jerhamukellah", ata filluan të rrihnin edhe gjunjët me dorë. Kur ma bënë me shenjë "pusho", unë e mbylla gojën. Pasi Resulullahu (a.s.), mbaroi namazin, më thirri. – Ju bëfshin kurban nëna me gjithë babain - unë nuk kam parë mësues më të mirë se ai, as më parë dhe as më pas. Ai as më qëlloi, as më dënoi dhe as më qortoi, por më tha vetëm këto fjalë: *"Gjatë namazit nuk flitet asnjë fjalë e kësaj dynjaje, por bëhet vetëm dhikër, tekbir dhe lexohet Kuran"*.

Sipas një transmetimi të Ebu Umames: "Një i ri erdhi tek Resulullahu (a.s.) dhe i kërkoi leje për të bërë zina[1]. Të pranishmit ngritën zërin duke i thënë të mos fliste. Kurse Resulullahu (a.s.), e pyeti të riun: *'A do të dëshiroje që dikush të bënte zina me nënën, me motrën dhe me hallën tënde?'* Kur i riu tha: 'Jo, kurrë nuk do të dëshiroja!', atëherë Resulullahu (a.s.), tha: *'Ashtu si ti, edhe njerëzit e tjerë nuk do të dëshironin që dikush të bënte zina me nënat, me motrat dhe me hallat e tyre. Pra, ato që nuk i dëshiron për veten, mos i dëshiro as për të tjerët. Ato që i dëshiron për vete, dëshiroji edhe për të tjerët.'* Më në fund, i riu u bind dhe u bë njeri i ndershëm."

Transmetohet nga Xhabiri (r.a.), se: "Një beduin, erdhi tek Resulullahu (a.s.), dhe e pyeti: 'Në xhenet, a do t'i endim vetë pëlhurat për veshje apo do t'i marrim të gatshme prej xhenetit dhe do t'i qepim?' Sahabët filluan të qeshnin. Kurse beduini tha: 'Kujt i qeshni? Të paditurit që pyet për të mësuar atë që nuk di?' Pas këtyre fjalëve, Resulullahu (a.s.), tha: *'O beduin! Ti ke të drejtë të pyesësh. Veshjet e xhenetit do të qepen prej copave të gatshme të xhenetit'*. Në këtë mënyrë, ai e shpëtoi edhe beduinin prej situatës së keqe."

1. Zina: Marrëdhënie seksuale jashtëmartesore.

Profeti ynë (a.s.), i vlerësonte dhe i respektonte të gjithë. Kur i jepte dorën dikujt, asnjëherë nuk e tërhiqte dorën i pari. Kur dikush i drejtohej me fytyrë, Profeti (a.s.), nuk e kthente fytyrën e vet, derisa ta kthente ai. Ndërsa, kur ulej në mexhlis (kuvend), nuk i zgjaste këmbët përpara askujt.

Sipas një transmetimi të Buhariut dhe Muslimit, Enesi (r.a.), tregon: "Isha duke ecur me Resulullahun (a.s.). Profeti kishte veshur një rrobë të bërë me cohë jemeni dhe me jakë të ashpër. Erdhi një beduin dhe e tërhoqi fort Profetin (a.s.), prej rrobës. Vura re se kjo tërheqje e fortë la një shenjë në qafën e Resulullahut (a.s.). Mbi të gjitha, ky beduin i paditur dhe i paedukatë, tha: 'O Muhamed! Jep urdhër të më japin diçka prej këtyre mallrave.' Pas kësaj, Resulullahu (a.s.), qeshi dhe urdhëroi t'i jepej diçka prej asaj pasurie."

Ai arriti të civilizonte edhe njerëzit më të paedukatë, më të paditur, më të vrazhdë dhe më kokëfortë, të cilët ishin larg qytetërimit. Ai ua shndërroi mendjet dhe zemrat. Ky është revolucioni i vërtetë. Edhe sikur të ishin dërguar me mijëra filozofë në shkretëtirë, ata nuk do të kishin realizuar as edhe një të mijtën e reformës që realizoi Profeti (a.s.). Transformimi më i madh dhe më i rëndësishëm është ai i njeriut. Me durim, dituri dhe mëshirë edhe beduinët më të prapambetur u bënë njerëzit më të qytetëruar.

Sipas transmetimeve, në burimet e sigurta të hadithit, një beduin hyri në xhami, ndërkohë që Resulullahu (a.s.), qëndronte ulur. Beduini fali dy rekat namaz dhe bëri këtë dua: "O Allah! Më mëshiro mua dhe Muhamedin. E mos mëshiro askënd tjetër!" Pas kësaj, Profeti (a.s.), i tha: *"O vëlla arab! E ngushtove atë që është e gjerë."* Më vonë, po i njëjti beduin urinoi në një cep të mesxhidit. Kur njerëzit iu vërsulën, Profeti ynë (a.s.), i ndaloi, duke u thënë: *"Lëreni të mbarojë punë!"*. Pasi beduini mbaroi punë, Profeti (a.s.), urdhëroi e tha: *"Ju nuk jeni dërguar si vështirësues, por si lehtësues. Mësoni, lehtësoni dhe mos vështirësoni. Tani hidhni ujë mbi vendin e urinuar."* Beduini e kuptoi gabimin e vet. Kurse Resulullahu (a.s.), i tha: *"Në mesxhid nuk urinohet. Mesxhidi është ndërtuar për të përkujtuar dhe adhuruar Allahun"*.

Profeti (a.s.), si një edukues i pashoq, i edukonte njerëzit në mënyra të ndryshme. Ja disa shembuj në lidhje me këtë çështje:

Një ditë, një beduin erdhi tek Resulullahu (a.s.), për t'i kërkuar ndihmë dhe i tha: "O Muhamed! Më jep diçka, se nuk ke për të më dhënë prej mallit



PREJ PARISË SË SAHABËVE, ENES BIN MALIK TREGON: “UNË I SHËRBEVA RESULULLAHUT PËR DHJETË VJET RRESHT, QË PREJ MOSHËS TETËVJEÇARE, NË MEDINË DHE JASHTË SAJ. ASHTU SIÇ NUK MË THA QOFTË EDHE NJËHERË, “OF”, PËR NJË PUNË QË E KAM BËRË OSE NUK E KAM BËRË, NUK MË KA THËNË KURRË, “PËRSE E BËRE KËSHTU, PËRSE NUK E BËRE ASHTU”. AI NUK MË KA QORTUAR KURRË PËR ASNJË GABIM APO TË METË QË KAM PASUR”.

tënd apo të babait tënd!”. Profeti ynë (a.s.), i dha diçka dhe tha: *“A të ndihmova? A u kënaqe?”*. Kur beduini tha: “Jo nuk më ndihmove”,- myslimanët u zemëruan dhe iu vërsulën. Ndërsa Resulullahu (a.s.), u bëri me shenjë të tërhiqeshin. Pastaj u ngrit dhe shkoi në shtëpinë e tij. Më vonë i dërgoi haber beduinit dhe e thirri në shtëpi, ku i dha diçka tjetër. *“Po tani a u kënaqe?”*- i tha Resulullahu (a.s.). Beduini, përsëri tha “Jo”. Profeti i shtoi edhe diçka tjetër dhe e pyeti përsëri: *“A u kënaqe?”*. Këtë herë, beduini tha se ishte kënaqur. Resulullahu (a.s.), tha: *“Ti erdhe këtu, kërkove diçka dhe ne të dhamë. Pastaj fole mbrapsht dhe myslimanët u zemëruan prej kësaj. Nëse do, tani shko e thuaju myslimanëve se je i kënaqur me mua, që zemërimi i tyre të shuhet”*. “Mirë!”- tha beduini dhe u kthye përsëri në mbrëmje (ose në mëngjes). Resulullahu (a.s.), u drejtua nga sahabët dhe tha: *“Ky shoku juaj ishte i uritur, prandaj kërkoi diçka prej nesh. Kurse ne i dhamë. Tani ai thotë se është i kënaqur prej nesh”* dhe duke u kthyer nga beduini e pyeti: *“A s’është kështu?”*. Beduini ia ktheu: “Po, kështu është. Allahu të shpërbleftë me të mira ty, familjen tënde dhe të gjithë të afërmit e tu”. Pas këtyre fjalëve, Profeti (a.s.), urdhëroi e tha: *“Sjellja ime me sjelljen tuaj i ngjan gjendjes së një njeriu që kishte një deve, e cila ishte e pabindur ndaj tij dhe ikte. Njerëzit i shkonin pas për ta kapur. Mirëpo kjo bënte që deveja të largohej edhe më shumë. I zoti i devesë u thotë atyre që ishin duke e ndjekur: ‘Mos e ndiqni devenë. Ma lini mua, sepse unë sillem më butë ndaj saj.’ I zoti i devesë eci drejt saj, mblodhi pak bar dhe iu afrua. Deveja e pa barin, qëndroi në vend dhe u ul. I zoti ngarkoi ngarkesën dhe i hipi sipër. Pra, pikërisht si ky. Nëse nuk do t’ju kisha ndaluar në fillim, kur ju iu vërsulët, mbase do ta kishit vrarë të shkretin dhe do të bëhej prej banorëve të xhehenemit. Kurse unë, bëra çfarë kisha mundësi për ta kënaqur”*.

Edhe Profeti (a.s.), ishte njeri dhe ndoqi gjithmonë vijën njerëzore, duke mos dalë kurrë nga kufijtë e devotshmërisë. Ai nuk i lejoi kurrë ata që kërkonin ta nxirrnin nga këta kufij dhe ta bënin idhull. Ai jetoi me modesti si një individ i thjeshtë i shoqërisë. Nuk bëri dallime as për veten dhe as për të tjerët. Të gjithë i pa me syrin, se “janë njerëz”, si të pasurit e të varfrit, si robërit e pronarët, si ata që ishin të ndryshëm në racë dhe në gjuhë. Ai i jepte vlerë çdo gjëje të gjallë ose jo të gjallë dhe veçanërisht njeriut. Nëse nuk e shihte tri ditë rresht ndonjë prej sahabëve, pyeste, interesohej dhe, nëse nuk jetonte më, bënte dua për të, nëse jetonte ose ishte i sëmurë, i shkonte në shtëpi për vizitë.

Pjekuria dhe stolisja e njerëzve me cilësi të bukura dhe mbizotërimi i këtyre bukurive në botën tonë, është i mundur vetëm me marrjen shembull të profetëve në përgjithësi, profetit tonë në veçanti dhe robërve të dashur të Allahut.

Sot, kur vlerat materiale dalin në plan të parë dhe vlerat morale hidhen pas shpine, për të sjellë qetësi dhe paqe në botën tonë nuk kemi zgjidhje tjetër përveçse të motivojmë njerëzit të bëhen të mirë dhe të ndjekim rrugën e të mirëve. Rezultatet e mira arrihen nën udhëheqjen e njerëzve të mirë. Kurse udhëzuesi më i mirë është Profeti ynë (a.s.). Ai është shembulli më i mirë për çdo pjesë të jetës dhe për çdo shtresë. Çobani më i mirë, tregtari më i drejtë, mësuesi më ideal, komandanti më trim, miku më besnik, babai më zemërbutë, bashkëshorti më i dashur, lideri më i mëshirshëm dhe gjykatësi më i paanshëm. Këto cilësi që i përmendëm, ai i ka fituar duke i jetuar dhe zbatuar. Të gjithë duhet të organizohen sipas këtij modeli dhe duke parë veten në pasqyrë, të rregullojnë sjelljet dhe jetën e tyre.



# MENDJA E SHËNDOSHË DHE DREJTËSIA

M. Sami Ramazanollu

I Dërguari i Allahut (s.a.s.), ka thënë:

*"Kush pretendon se është e vetja diçka që nuk i përket atij, ai nuk është prej nesh, nuk është prej atyreve që janë në rrugë me ne. Ai le të përgatisë vendin e tij në zjarr (xhehenem)."* (Ibn Maxhe)

*"Nëse njerëzve do t'u jepej gjithçka dëshironin, padyshim që atëherë disa njerëz do të ankoheshin për pasuritë dhe të drejtat e të tjerëve."* (Buhariu)

*"Të gjithë njerëzit janë të barabartë, porsi dhëmbëzat e krehrit. Vetëm përmes ibadeteve bëhen njëri më i lartë se tjetri. Mos u bëj mik me asnjërin që nuk e sheh gabimin si gabim dhe të drejtën si të drejtë!"*

Ja një nga burimet e shenjta të të drejtave të njeriut dhe barazisë njerëzore; demokracisë islame!

Koncepti i ibadetit që të jep mundësinë e lartësisë, është gjithëpërfshirës për të gjitha detyrat e njeriut, qofshin personale, familjare apo edhe kombëtare, sepse që të gjitha këto janë ibadet në fenë tonë. Në këtë hadith, nënvizohen të drejtat dhe detyrat e ndërsjella të miqësisë.

*"Shkaku pse u shkatërruan ata që ishin para jush, ishte vetëm për këtë: nuk ia varnin veshin atij që ishte i ndershëm dhe kur kishte njerëz të dobët vepronin me ashpërsi kundrejt tij. Betohem në Allahun që, nëse edhe vajza e Muhamedit, Fatimeja do të vidhte, do t'ia prisja dorën pa hezitim."* (Buhariu, Muslimi)

*"Nëse gjyqtari jep një gjykim duke u përpjekur në maksimumin e tij për ta zgjidhur, nëse arrin ta zgjidhë me drejtësi, atëherë ka dy sevape. Nëse pasi të ketë bërë përpjekje jep një vendim dhe vendimi i tij nuk është i drejtë, atëherë ka vetëm një sevap."* (Buhariu, Muslimi)

*"Mua më keni sjellë të gjykoj çështjet tuaja, por unë nuk jam tjetër veçse një njeri. Mua nuk më vijnë me shpallje hyjnore se cili prej jush është i saktë e cili është i gabuar. Unë jap mendimin tim personal, kur nuk më vjen shpallja hyjnore lidhur me çështjet në diskutim. Mundet që njëri mund ta trajtojë më mirë sesa tjetri çështjen e vet dhe e shpreh më me ndikim çështjen në favor të vet. Si rrjedhojë, unë duke menduar se ka ai të drejtë, jap gjykim në favor të tij. Por kushdo që sheh se unë kam gabuar dhe si pasojë ka përfituar diçka që i përket vëllait të vet, le të mos e marrë, pasi unë nuk i jap tjetër veçse një copë zjarri. Por, kush e merr përsipër këtë, le ta mbajë mbi shpinë ose të heqë dorë e t'i drejtohet Zotit të Vërtetë."*

Sipas asaj çfarë thotë hadithi, ata që japin gjykime sipas asaj çfarë duket, nëse në të vërtetë kanë gabuar, kurrë nuk mund të shpëtojnë nga përgjegjësia hyjnore dhe shpirtërore. Ata pa diskutim do të dënohen, mos në këtë botë, në tjetrën.

"(O njerëz,) *ju do të keni udhëheqës sipas gjendjes tuaj shpirtërore."* (Dejlemiu)

Shtetet lindin nga strukturat shoqërore. Sa më e mirë dhe e shëndetshme të jetë struktura, pra shoqëria, edhe udhëheqja e saj ashtu do të jetë. Të mos i vendosësh rëndësinë e duhur strukturës dhe të presësh gjithçka nga shteti është e gabuar. Pikësëpari duhet të rregullojmë veten tonë, pastaj shoqërinë, atëherë do të shohim se gjithçka është rregulluar.

*"Kur Allahu dëshiron t'i dhurojë mbarësi ndonjë drejtuesi (që përpiqet për mbarëvajtjen e njerëzve të vet), i jep një ndihmës të drejtë, që nëse drejtuesi harron diçka, ai ia kujton. Kështu ndihmohet drejtuesi. Kur Allahu dëshiron të mos i dhurojë mbarësi ndonjë drejtuesi (që nuk përpiqet për mbarëvajtjen e njerëzve të vet), atëherë i jep një ndihmës jo të drejtë, i cili nuk ia kujton atij kur ai harron. Kështu nuk e ndihmon drejtuesin."* (Ebu Davud)

*"Të gjithë jeni barinj, të gjithë jeni përgjegjës për grigjën tuaj."* (Buhariu)

# METODA DHE MËNYRA QË TË MAHNISIN

### SI I MËSOI?

Aq sa ishin të rëndësishme gjërat të cilat na i mësoi dhe me të cilat na edukoi Pejgamberi ynë i Nderuar, aq shumë ishin të rëndësishme edhe metoda dhe mënyra që përdori në gjuhë. Metoda dhe mënyra që përdoren nganjëherë mund t'ia kalojnë edhe vetë përmbajtjes.

Nganjëherë një mendim i helmuar dhe i dëmshëm mund t'u injektohet të tjerëve me një gjuhë të ëmbël.

Sikundër kësaj, një e vërtetë mund t'i largojë njerëzit për shkak të metodës së ashpër dhe të paduhur.

Allahu Teala shprehet si më poshtë në ajetin fisnik për të treguar bukurinë e metodës së Pejgamberit tonë të Nderuar:

***"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta*** (o Muhamed)***. Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje..."*** (Al Imran, 159)

Ebu Kursafe (r.a.), thotë:

Kur unë, nëna dhe tezja ime i dhamë besën Resulullahut, alejhi's-selam dhe u larguam prej tij, nëna dhe tezja më thanë:

"Bir! Ne nuk kemi parë asnjëherë si ky njeri! Nuk dimë të ketë ndonjë tjetër që të ketë fytyrë më të bukur, rroba më të pastra dhe fjalë më të buta se ai. Prej gojës së tij sikur dilte dritë." (Hejsemi, VIII, 279-280.)

Zoti (xh.xh.), në Kuranin Fisnik na jep këto sugjerime në lidhje me çështjet e të folurit dhe metodës:

(Kavlen kerima); domethënë, thuaj fjalë të buta dhe fisnike! (Shik. Isra, 23.)

(Kavlen mejsura); domethënë, thuaj fjalë që e kënaqin zemrën, që e qetësojnë shpirtin dhe që të ngushëllojnë! (Shik. Isra, 28.)

(Kavlen marufa); domethënë, fol me fjalë të bukura dhe gjuhë të ëmbël! (Shik. Nisa, 5, 8.)

(Kavlen marufa); domethënë, thuaj fjalë me vend dhe të përshtatshme! (Shik. Ahzab, 32.)

(Kavlen lejjina); domethënë, thuaj fjalë të buta! (Shik. Taha, 44.)

"Pejgamberi ynë i Nderuar nuk u ka lënë trashëgimi Ehli Bejtit. Atyre u ka lënë personalitetin e karakterin Islam, moralin e lartë, Kuranin Fisnik dhe Sunetin. Për këtë arsye, trashëgimia më sublime është trashëgimia njerëzore."

### U BË NJË EDUKUES I DASHUR

I Dërguari i Allahut (a.s.), i mësonte të tjerët me





dashuri. Ndërmjet nxënësve dhe mësuesit duhet të ketë dashuri dhe një linjë rryme (tërheqjeje), në mënyrë që nxënësit të mahniten ndaj mësuesit dhe ta imitojnë gjendjen e tij. Një edukim që nuk ka dashuri dhe linjë rryme, nuk është gjë tjetër përveçse një edukim i thatë.

“Sahabët e nderuar, duke u shqetësuar për brezat, e përpoqën duke sakrifikuar me entuziazmin për t’ju lënë trashëgimi qoftë fëmijëve apo qoftë nxënësve të tyre vlerat islame.”

Ai (a.s.), ishte një njeri aq i dashur saqë sahabët gjithmonë i thoshin:

“Nëna dhe babai të qofshin falë, o i Dërguari i Allahut!”

Le të japim disa shembuj të dashurisë që sahabët e nderuar kishin ndaj Resulullahut (a.s.):

Një ditë Hazreti Pejgamberi (a.s.), tha:

*“Siç kam pasur dobi prej pasurisë së Ebu Bekrit, nuk kam pasur dobi prej pasurisë së askujt...”*

Ndërsa Ebu Bekri (r.a.), pothuajse u shkri kundrejt këtyre fjalëve plot lavdërime dhe tha duke i rrjedhur lotët nga sytë:

“A nuk ekzistojmë unë dhe pasuria ime vetëm për ty, o i Dërguari i Allahut?!.” (Ibn Maxhe, Fedailu As’habi’n-Nebi, 11.)



Hazreti Omeri pati kërkuar leje nga Pejgamberi ynë i Nderuar për të bërë umre. I Dërguari i Allahut (a.s.), i dha leje atij duke i thënë:

*“Vëlla i dashur! Mos na harro edhe ne në lutjet e tua!”* Hazreti Omeri (r.a.), i cili mori këtë lavdërim, e shpreh si më poshtë gëzimin që ndjeu në atë moment:

“Kjo mënyrë e të folurit të Hazreti Pejgamberit ndaj meje, ishte më e vlefshme se e gjithë bota për mua. Edhe sikur të më jepnin krejt botën, nuk do të gëzohesha kaq shumë!” (Shik. Ebu Davud, Vitr, 23/1498; Tirmidhi, Deavat, 109/3562.)

Një prej gëzimeve dhe festave më të mëdha për umetin e Muhamedit është marrja e lavdërimit të Resulullahut (a.s.). Aq sa të jetojmë edhe ne sipas rregullave të Kuranit dhe Sunetit, aq mund të shpresojmë për të marrë lavdërimin e Pejgamberit tonë të Nderuar.

Hubejbi (r.a.), pati qenë kapur rob nga mushrikët në ngjarjen e Rexhit. Ai iu dorëzua mekasve që dëshironin të merrnin hakun e luftës së Bedrit. Ata do ta martirizonin në mënyrë barbare. Në ato momente kryetari i mekasve, Ebu Sufjani e pyeti Hubejbin për t’i matur besnikërinë që kishte ndaj Pejgamberit (a.s.):

“A do të dëshiroje që në vendin tënd të ishte Pejgamberit yt, si karshillëk për të shpëtuar jetën?”

Hubejbi e pa me keqardhje Ebu Sufjanin që i bëri këtë pyetje dhe i tha:

“Unë nuk do të desha kurrë që atij t’i ngulej qoftë edhe një gjemb në këmbë atje ku gjendet tani, lëre më që të dua të jetë në vendim tim si karshillëk për të shpëtuar jetën time ndërkohë që unë të qëndroj me fëmijët dhe gruan time.”

Ebu Sufjani mbeti pothuajse i ngrirë kundrejt kësaj panorame dashurie të pashoqe dhe tha:

“E çuditshme me thënë të drejtën! Unë nuk kam parë në këtë botë dy vetë që ta duan njëri-tjetrin aq sa e duan sahabët Muhamedin.” (Vakidi, I, 360; Ibn Sa’d, II, 56.)

“Feja jonë kërkon nga besimtari që të bëhet altruist. Me këtë altruizëm Islami ka ardhur deri në shekullin tonë. Po ashtu, edhe deri në kiamet do të arrijë me sakrificat që do të bëhen në rru-

gën për të lënë pas “trashëgiminë e personalitetit Islam”.”

Kur Pejgamberi ynë i Nderuar bëri hixhret në Medine, Enes ibn Maliku (r.a.), ishte dhjetë vjeç. Nëna e tij ia dhuroi atë të Dërguarit të Allahut (a.s.), për t’i shërbyer.

Një fëmijë dhjetë vjeçar dukej qartë se nuk mund t’i shërbente siç duhet Krenarisë së Gjithësisë, të Nderuarit tonë i cili atë kohë ishte 53 vjeç dhe Pejgamberi i të gjithë umetit. Por Pejgamberi, alejhi’s-selam, nuk e refuzoi këtë propozim. Ai pothuajse na e tregoi se si edukohet me dashuri një fëmijë në këtë moshë.

“Të mësosh të tjerët nuk është thjeshtë të flasësh. Të mësosh të tjerët do të thotë t’u japësh atyre një sjellje të lartë. Pra, t’u japësh atyre cilësi të virtytshme dhe të dobishme. T’i bësh ata të zbulojnë aftësitë e bukura të tyre. T’i bësh ata t’i lënë zakonet e këqija.”

Hazreti Enesi (r.a.), tregon:

“Nuk kam ndjerë ndonjë aromë më të mirë, qoftë kjo edhe temjani apo misku, sesa aromën e Resulullahut (a.s.). Nuk kam prekur as ndonjë atlas, as ndonjë pambuk më të butë se trupi i bekuar i të Dërguarit të Allahut.”

Sabiti (r.a.), e pyeti nënën e tij që po e dëgjonte:

“O dijetar i madh! Ti jeton sikur e sheh gjithmonë Resulullahun (a.s.) dhe sikur e dëgjon zërin e tij të bekuar, apo jo?”

Enesi (r.a.), i dha këtë përgjigje:

“Po. Pasha Allahun shpresoj që ta takoj atë ditën e kiametit. Kur t’i shkoj pranë, do t’i them:

“O i Dërguari i Allahut! Të erdhi shërbëtori yt i vogël!”

Resulullahut (a.s.), i kam shërbyer dhjetë vjet në Medine. Unë atë kohë isha një fëmijë i vogël. Jo çdo punë që bëja ishte sipas dëshirës dhe urdhrit të të Nderuarit tonë. Krahas kësaj, i Dërguari i Allahut (a.s.), për asnjë gjë që bëra nuk më tha “of!”. Gjithashtu nuk më tha: “A e ke bërë këtë? Përse nuk e ke bërë atë?!.”” (Ahmed, III, 222.)

Përsëri Hazreti Enesi thotë:

“Pasi ndërroi jetë i Dërguari i Allahut, nuk kishte ëndërr që të mos e shihja atë…” (Ibn Sa’d, VII, 20.)

Edhe Pejgamberi ynë i Nderuar ua shfaqte dashurinë sahabëve. Për shembull, një herë i tha Muadh ibn Xhebelit (r.a.):

*“Ty të dua, o Muadh!”* Pastaj i mësoi një lutje. (Ebu Davud, Vitr, 26.)

## I MAHNITI ME PERSONALITETIN E TIJ

Pejgamberi ynë i Nderuar ndërmjet kurejshve njihej si “el-Emin / Besniku dhe es-Sadik / i Sinqerti”. Të gjithë ia linin atij amanetet. Edhe kur erdhi koha e hixhretit, ai akoma kishte prej amaneteve të mushrikëve. Andaj e ngarkoi me detyrë Hazreti Aliun për t’ua shpërndarë të zotëve amanetet e tyre.

Kur filloi predikimin e Islamit, së pari nxori në pah personalitetin e tij. Andaj i pyeti (mekasit):

*“A do të më besonit nëse do t’ju thosha se pas këtij mali po vjen një ushtri?”*

Të gjithë i thanë:

“Të besojmë, sepse asnjëherë nuk të kemi parë të gënjesh!”

Ebu Xhehli i thoshte:

“Ne jemi të bindur se ti je besnik dhe i sinqertë, por nuk e duam atë që ke sjellë.” (Shik. En’am, 33)

“Një besimtar që ka arritur përsosmërinë në edukimin e të Nderuarit tonë;

-Në gjuhë ka ëmbëlsi, domethënë flet ëmbël.

-Në moralin e tij ka hijeshi, domethënë bukuri dhe finesë.”

Njerëzit mahniten prej personalitetit dhe karakterit. Ata i ndjekin njerëzit që i përjetojnë në personalitetin e tyre të vërtetat që i predikojnë dhe që nuk i përziejnë interesa e tyre me predikimin.

“Një besimtar që ka arritur përsosmërinë në edukimin e të Nderuarit tonë;

-Gjithmonë jeton duke i njohur të vërtetat me një meditim të thellë.

-Në fytyrën e tij ka shkëlqim dhe buzëqeshje.”

Edhe ne duhet ta testojmë besnikërinë dhe dashurinë tonë sipas këtyre të vërtetave.

Sa prej këtyre të vërtetave kemi ne?

Këtë të vërtetë e shpreh si më poshtë Habib en-Nexhxhari:

***-Pasojini njerëzit që nuk kërkojnë ndonjë gjë prej jush dhe që vetë;***

***-Janë në rrugë të drejtë!*** (Shik. Jasin, 20-21.)

Sahabët e nderuar morën sipas aftësive të tyre prej personalitetit dhe karakterit që shfaqi Pej-

gamberi (a.s.). Jetën e kaluan në përputhje me dëshirën e tij (duke zbatuar Islamin). Sakrifikimin e jetës dhe pasurisë në rrugë të Allahut e konsideruan mirësi.

Në Siretu'n-Nebi gjenden besëdhëniet. Domethënë, fjalët e dhëna dhe premtimet që sahabët ia kanë bërë të Dërguarit të Allahut (a.s.).

Në Akabe i dhanë besën të Nderuarit tonë se do ta mbronin më shumë se jetën e tyre, se do t'i dilnin për zot amanetit dhe se do ta zbatonin Islamin.

Në Bedr i dhanë besën duke i thënë:

"Edhe nëse hyn në det, do të hyjmë në det bashkë me ty, o i Dërguari i Allahut!"

Kur e panë të dëshpëruar Pejgamberin tonë të Nderuar në Uhud, i dhanë besën për të rënë dëshmorë.

Në Hudejbije i dhanë besën me një nënshtrim të plotë duke i thënë:

"Çfarë të kesh në zemër, o i Dërguari i Allahut!"

Ata e mbajtën besën që dhanë dhe kurrë nuk e shkelën atë. I thanë: "Pasuria dhe jeta ime të qofshin falë!" – dhe e zbatuan çdo urdhër.

Është thënë: "Merreni veten në llogari para se të merreni në llogari (nga Zoti)!"

Bësedhëniet e sahabëve janë një mundësi e vërtetë për ta marrë veten në llogari.



Sa jemi ne brenda atyre besëdhënieve? Sa mund t'i sakrifikojmë jetën, pasurinë, kohën dhe mundësitë tona në rrugën e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij?

Kjo marrje e vetes në llogari do të na tregojë se sa dashuri kemi ndaj Resulullahut (a.s.). Ajo do të nxjerrë në pah afrimitetin tonë ndaj Pejgamberit, alejhi's-selam, sepse në hadithin fisnik thuhet:

*"Njeriu është me atë që do."* (Buhari, Edeb, 96.)

"Një besimtar që ka arritur përsosmërinë në edukimin e të Nderuarit tonë;

-Ka hijeshi në sjelljen e tij.

-Shfaq butësi, mëshirë dhe bujari në veprimet e tij dhe është altruist."

Përse duhet ta llogarisim veten me sahabët?

Sepse;

Allahu Teala si rregull nuk na ka dhënë shoqërinë në të cilën gjendemi, por sahabët e nderuar. Ai është shprehur se muhaxhirët dhe ensarët e kanë arritur kënaqësinë e Tij dhe se mund ta arrijnë edhe njerëzit e mirë që i ndjekin ata. (Shik. Teube, 100.)

Nëse sahabët janë shembulli ynë, atëherë përsëri le ta pyesim veten:

Ku jemi ne në raport me besëdhëniet e sahabëve? Ku jemi ne në raport me ndjeshmërinë, entuziazmin dhe përpjekjet sakrifikuese të atyre?

"Një besimtar që ka arritur përsosmërinë në edukimin e të Nderuarit tonë;

-Është shumë bujar në pranimin e faljes kur ia kërkojnë të tjerët.

-Krijesat i sheh me dhembshuri për hir të Krijuesit..."

O Zot!

Kërkojmë prej Teje dashurinë ndaj Teje! Na jep pjesë prej "muhabbetull-llahut"!..

Krenaria e Gjithësisë, i Dërguari i Allahut (a.s.), i edukoi sahabët me dashuri dhe zemër të dëlirë.

Ai shfaqi ndaj tyre një interesim të sinqertë dhe të afërt.

Pejgamberi ynë i nderuar (a.s.), shfaqi një interesim të afërt veçanërisht ndaj atyre që kishin aftësi për predikim dhe ndaj atyre që kishin aftësi për të përparuar.

Për shembull;

Sahabët e tij të aftë nganjëherë i hipte pas vetes në devenë e tij. Nganjëherë ia kapte dorën bashkëbiseduesit. Nganjëherë e godiste bashkëbiseduesin ëmbël në kraharor.

Por asnjëherë nuk shfaqi mungesë të respektit. Falë devotshmërisë së veçantë të tij ishte njeri jashtëzakonisht me shumë dinjitet dhe madhështi. Sahabët e nderuar e dëgjonin atë me aq shumë kujdes sikur në kokë kishin një zog dhe zogu do të ikte (nëse do të lëviznin). Po ashtu, sahabët e dashuruar ndaj dijes hezitonin t'i bënin pyetje të Nderuarit tonë për shkak të madhështisë shpirt-

ërore të tij. Ata dëshironin që të vinte dikush nga shkretëtira dhe t'i bënte pyetje.

Kurani Fisnik e ka caktuar edhe të drejtuarin dhe të folurin ndaj Krenarisë së Gjithësisë, të Nderuarit tonë (a.s.), me rregullat e edukatës. Ai e ka ndaluar që t'i thirret atij në emër dhe me zë të lartë. Ata që bëjnë kështu i ka cilësuar si njerëz pa mend.

Si përfundim një besimtar;

• Nuk duhet të jetë mendjemadh, por njeri me dinjitet.

• Nuk duhet të bie në gjëra të ulëta, por duhet të jetë modest.

• Nuk duhet të shfaqë mungesë respekti, por duhet të jetë i sinqertë.

Duhet t'i mbrojë mirë këta ekuilibra që duken sikur janë afër njëri-tjetrit.

• Nuk u lodh dhe bëri sakrificë

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë asnjëherë nuk shfaqi mërzitje, lodhje, bezdisje dhe dobësi. Asnjëherë nuk bëri pushim. Kurrë nuk u ndalua. Asnjëherë nuk ndodhi që të thoshte: "Për pak kohë po pushoj nën këtë pemë, andaj mos më ejani pranë!"

Ai (a.s.), u çlodh dhe gjeti prehje me ibadet, përkujtim të Allahut dhe aktivitetet e predikimit dhe udhëzimit.

Sepse;

Përpjekjet për ta zbatuar Islamin dhe për t'ua mësuar të tjerëve, thënë me një shprehje tjetër, të shërbyerit me jetë dhe pasuri në rrugë të Allahut nuk është një detyrë që i janë caktuar kufijtë si disa ibadete të tjera.

"Pejgamberi ynë i Nderuar njihej si "el-Emin / Besniku dhe es-Sadik / i Sinqerti" ndërmjet kurejshve. Aq sa ata ia linin atij amanetet e veta."

Për shembull, ne i dimë kohët e namazit dhe agjërimit. Kushtet, sasia dhe rregullat e zekatit janë të ditura. Ndërsa për detyrat si shërbimi ndaj Islamit, xhihadi dhe predikimi janë urdhra të cilat janë lënë të hapur. Kufiri i këtyre është vetëm mundësia dhe fuqia e njeriut, sepse Allahu Teala asnjë nuk e obligon mbi mundësinë e tij. Ai vetëm urdhëron aq sa ka mundësi robi. Në ajetin fisnik na thuhet që të lutemi:

***"...Zoti ynë, mos na ngarko barrë të rëndë!.."*** (Bekare, 286)

"Edhe kur erdhi koha e hixhretit, Pejgamberi ynë i Nderuar kishte prej amaneteve të politeistëve. Andaj e ngarkoi me detyrë Hazreti Aliun për t'ua shpërndarë ato të zotëve të tyre."

Domethënë se;

Allahu Teala na ka bërë përgjegjës në bazë të mundësisë që na ka dhënë.

-Si mund ta caktojë një besimtar kufirin e fuqisë (mundësisë) së tij?

Ai mund ta caktojë këtë kufi duke ndjekur këtë ajet fisnik:

***"Prandaj, kur të çlirohesh*** (nga punët e ndryshme)***, përpiqu fort*** (në adhurim) ***dhe vetëm ndaj Zotit tënd përkushtohu!"*** (Inshirah, 7-8)

Kështu, nëse njeriu e mbush me punë të mira dhe ibadete, të cilat hyjnë te neni i zbatimit dhe i përhapjes së Islamit, çdo ditë dhe çdo segment kohor që ia ka dhënë Allahu Teala, mund të arrijë prehjen shpirtërore se e ka bërë atë që ka pasur mundësi.

Në ajetin fisnik thuhet:

***"Shpenzojeni pasurinë në rrugën e Allahut dhe mos e çoni veten tuaj në shkatërrim, por bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit."*** (Bekare, 195)

Ebu Ejjub el-Ensariu na ka njoftuar se ky ajet ka zbritur për ensarët të cilët thanë:

"Tashmë Meka u çlirua. Ne e kryem detyrën tonë. Le të kthehemi te arat dhe bahçet tona."

Domethënë se rreziku i vërtetë është që të marrim shkatërrimin e përhershëm duke e lënë xhihadin, përpjekjet për hir të Islamit dhe aktivitetet e predikimit e udhëzimit.

*"Një besimtar;*

*• Nuk duhet të jetë mendjemadh, por njeri me dinjitet.*

*• Nuk duhet të bie në gjëra të ulëta, por duhet të jetë modest.*

*• Nuk duhet të shfaqë mungesë respekti, por duhet të jetë i sinqertë. Duhet t'i mbrojë mirë këta ekuilibra që duken sikur janë afër njëri-tjetrit."*

Edhe një ajet tjetër fisnik na paralajmëron se detyrat e nënshtrimit (adhurimit) ndaj Zotit duhet të vazhdojnë deri në frymën e fundit:

***"Adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!"*** (Hixhr, 99)

"Një besimtar;

• Nuk duhet të jetë mendjemadh, por njeri me dinjitet.

• Nuk duhet të bie në gjëra të ulëta, por duhet të jetë modest.

• Nuk duhet të shfaqë mungesë respekti, por duhet të jetë i sinqertë. Duhet t'i mbrojë mirë këta ekuilibra që duken sikur janë afër njëri-tjetrit."

Kjo detyrë është aq shumë e rëndësishme saqë;

Konceptet zekat, sadaka dhe infak përmenden 125 herë në Kuranin Fisnik.

Infaku nuk përbëhet vetëm nga gjëra materiale, por edhe nga çdo lloj gjëje tjetër.

Dikush bën infak në rrugë të Allahut me punën fizike, dikush me dijen dhe dikush tjetër me lapsin.

• Infaku fizik

Kur Hazreti Omeri (r.a.), po shkonte në Kuds, bashkë me skllavin e tij i hipën devesë me radhë. Kur po hynin në qytet, skllavit i erdhi radha për të hipur në deve. Andaj Hz. Omeri e hipi atë në deve.

"Sahabët e nderuar e dëgjonin atë me aq shumë kujdes sikur në kokë kishin një zog dhe zogu do të ikte (nëse do të lëviznin). Po ashtu, sahabët e dashuruar ndaj dijes hezitonin t'i bënin pyetje të Nderuarit tonë për shkak të madhështisë shpirtërore të tij. Ata dëshironin që të vinte dikush nga shkretëtira dhe t'i bënte pyetje."

-Përgjatë kthimit nga Bedri herë pas here robërit e luftës i hipnin në deve. Ndërsa sahabët ecnin në këmbë. Kjo sjellje humane ua zbuti zemrat robërve. Shumica e robërve të Bedrit u bënë myslimanë në vitet e ardhshme.

Domethënë se infakun duhet ta reflektojmë në çdo fushë të jetës.

Këto sugjerime insistuese janë këshilla që na shpien drejt mëshirës, si rrjedhojë, na inkurajojnë për shërbim dhe sakrificë.

• Infaku pa mbetur vonë

Mbetja vonë dhe përtacia në çështjen e infakut janë veprime të gabuara.

Një dervish kërkoi diçka nga Hazreti Hasan el-Basriu. Ai u ngrit menjëherë në këmbë, e nxori këmishën dhe ia dha dervishit. Dervishi i tha:

"I nderuar! A nuk do të ishte më mirë të shkonit në shtëpi dhe të më jepnit diçka prej atje?!."

Hz. Hasan el-Basriu i dha këtë përgjigje:

"Një herë në xhami pati ardhur një nevojtar dhe pati thënë: "Jam i uritur." Ne e neglizhuam dhe nuk i sollëm menjëherë ushqim. Kur erdhëm në namazin e mëngjesit, vumë re se i shkreti kishte ndërruar jetë. E qefinosëm dhe e varrosëm. Ditën e nesërme, si një mrekulli, pamë se qefini me të cilin e patëm qefinosur të varfrin gjendej në mihrab dhe mbi të shkruhej: "Merreni qefinin tuaj! Allahu nuk ua ka pranuar!" Ja pra, atë ditë u betova se;

"Këtej e tutje kur të shoh ndonjë të varfër nuk do ta lë të presë. Do t'ia plotësoj menjëherë nevojën."" (Shik. Darir Mustafa Efendi, Jyz Hadis Jyz Hikaje, Stamboll 2001, fq. 157.)

• Pa lëshime, por në mënyrë graduale

Në qendër të edukimit të Pejgamberit tonë të Nderuar gjenden të vërtetat hyjnore. Kurani dhe Suneti, domethënë revelata hyjnore.

I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, asnjëherë nuk hoqi dorë nga ato të vërteta për t'ia fituar zemrën dikujt. Ai nuk premtoi gjëra të kësaj bote për t'ua fituar zemrat njerëzve.

• Disa prej luftëtarëve të mushrikëve i kërkuan që t'i merrte në ushtrinë e tij në momentet kur kishte shumë nevojë siç ishte Bedri apo Uhudi. Por ngaqë këta njerëz ishin mohues dhe kishin si qëllim vetëm marrjen e plaçkës së luftës, i refuzoi. Por i pranoi ata që besonin.

• Ai ua refuzoi kushtet politeistëve nga Taifi të cilët tentuan t'i vendosnin kushte.

Sikundër kësaj, pranoi të vepruarit në mënyrë graduale. Asnjëherë nuk e tha në fillim gjënë që thuhet në fund. Kështu që çdo gjë e bëri me radhë. Priti që njerëzit të arrinin në gjendje të gatshme (për t'i pranuar të vërtetat hyjnore).

"Femra e cila shtypej, shfrytëzohej dhe imponohej për imoralitet duke u bërë objekt kapitali material, falë Islamit u shndërrua në një zonjë të nderuar nën këmbët e të cilës është shtruar xheneti."

Nëna jonë, Aishja (r.anha), thotë:

"Surja e parë që ka zbritur ishte njëra prej sureve të shkurtra. Në këtë sure flitej për xhenetin

dhe xhehenemin. Ndërsa dispozitat rreth hallallit dhe haramit filluan të zbrisnin vetëm pasi njerëzit e përvetësuan Islamin në mënyrë të plotë. Po të zbriste në fillim urdhri:

"Mos pini alkool!", njerëzit do të thoshin:

"Ne absolutisht nuk mund ta lëmë alkoolin!"

Po ashtu, po të kishte ardhur në fillim urdhri:

"Mos bëni imoralitet!", njerëzit në të njëjtën mënyrë do të thoshin:

"Imoralitetin nuk mund ta lëmë kurrë!"

Kur isha një fëmijë që lozja (më fëmijët e tjerë) në Mekë, Hazreti Muhamedit (a.s.), i zbritnin ajete rreth besimit dhe kiametit si:

***"Madje, koha*** (e ndëshkimit të vërtetë) ***do të jetë kiameti. Ja pra, ai moment do të jetë shumë i tmerrshëm dhe i hidhët."*** (Kamer, 46) Ndërsa surja Bekare dhe Nisa (të cilat përfshijnë dispozitat e jurisprudencës islame) zbritën vetëm kur unë isha pranë tij (në Medine). (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 6.)

"I Nderuari ynë tha "Babai" pasi tha tri herë "Nëna" në lidhje me të drejtën që njeriu ka mbi dikë. Gruaja është simboli i nderit në Islam. Nëna është një shembull për fëmijët e saj. Një grua e devotshme meriton falënderim për gjithë jetën."

## I MËSOI DUKE DHËNË PARIME DHE RREGULLA

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë ka vendosur rregulla dhe parime që do të jenë të vlefshme deri në kiamet.

Shkenca e Akaidit (besimit), fikhut (jurisprudencës islame) dhe tasavufit (mistikës islame) u ndërtuan me parimet që ka sjellë dhe vendosur i Dërguari i Allahut (a.s.). Medhhebet dhe tarikatet e vërteta i ndërtuan metodat e tyre me rregullat që i morën nga jeta e Resulullahut (a.s.).

Kur Muadhin e dërgoi në Jemen, i mësoi Kuranin, Sunetin dhe bazën e kijasit (krahasimit në dispozita).

Aishen e edukoi si një muxhtehide (dijetare në fe).

I ndaloi sahabët që donin të kalonin në ekstremizëm. Ai nuk e lejoi teprimin (në asnjë gjë). U distancua ndaj atyre sahabëve që bënin ndonjë veprim të padrejtë. Menjëherë e kompensoi gabimin e atyre.

• Të rinjve u kushtoi rëndësi

Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), i kushtoi një rëndësi shumë të madhe veçanërisht edukimit të të rinjve. Atyre u jepte kompetenca.

Kur u bë mysliman skllavi që i fali lirinë i Nderuari ynë, Zejd ibn Harithe (r.a.), ishte në moshën 15 vjeçare. Ai ishte një djalë i ri dhe trim i cili nuk hezitoi dhe nuk u frikësua aspak për ta bërë trupin e tij mburojë kundrejt gurëve që i hidheshin Pejgamberit në Taif.

"Xhabiri (r.a.), ka thënë: "Nuk njoh asnjë sahab që kishte mundësi dhe të mos themelonte një vakëf apo të mos jepte diçka për vakëfin." (Ibn Kudame, el-Mugni, V, 598.)"

Biri i tij, Usame ibn Zejdi (r.a.), u bë komandanti i ushtrisë islame në moshën 19 vjeçare.

Kur Xhafer ibn Ebi Talibi (r.a.), foli me dije, urtësi dhe guxim duke përfaqësuar myslimanët në audiencën e Nexhashit në Abisini, ishte një djalosh në moshën 17 vjeçare.

Kur u bë mysliman dhe u burgos nga familja e tij Mus'ab ibn Umejri (r.a.), i cili ishte prej të rinjve më të pasur dhe të bukur të Mekës, ishte në moshën 18 vjeçare. Ky Mus'ab që më vonë e shndërroi Jethribin në Medine. Ai hodhi themelin e Shtetit të vogël të Medines duke i çliruar zemrat me Kuran, zgjuarsi dhe gjuhë të ëmbël.

"Vakëfi është shprehja më e bukur e stilit sesi Islami e sheh njeriun dhe të gjitha krijesat. Kjo mëshirë u shtri deri te zogjtë. Nëpër muret e xhamive u vendosën foletë e zogjve. U themeluan vakëfe që u shërbenin zogjve shtegtarë që plagoseshin."

Kur i Dërguari i Allahut (a.s.), e çliroi Mekën, aty emëroi prefekt Attab ibn Esidin (r.a.), i cili ishte në moshën 20 vjeçare.

Dijetari i madh, Jahja ibn Eksemi akoma ishte në moshë të re kur u emërua gjykatës i Basrës. Banorët e Basrës e shihnin si të vogël moshën e tij dhe pyesnin:

"Sa është mosha e gjykatësit të nderuar?" Kur ai e kuptoi se ata po e përçmonin, u dha këtë përgjigje:

"Mosha ime është më e madhe se e Attab ibn Esidit të cilin e emëroi prefekt të Mekës i Dërguari i Allahut (a.s.), kur e çliroi atë, më e madhe se e Muadh ibn Xhebelit të cilin e dërgoi si gjykatës në Jemen dhe më e madhe se e Ka'b ibn Suveres të cilin Omeri e emëroi gjykatës të Basrës."

• Të gjithë i edukoi sipas aftësive të tyre

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë të gjithë i edukonte sipas natyrës dhe aftësisë së tyre.

Në edukim së pari është e domosdoshme që të njihet saktë natyra dhe aftësia.

Edukimi është një investim. Edukuesi duhet të përpiqet që kapitalin e tij ta përdorë në fushën që ka produktivitetin më të lartë.

Siç dallohen menjëherë deshët në një kope delesh, kështu duhet të jetë e lehtë edhe për edukuesin që të zgjedhë të aftët ndërmjet grupeve të njerëzve. Ai duhet të shfaqë interesim të veçantë kundrejt atyre që janë të aftë dhe t'u përgatisë terrenin për të përparuar sa më shumë.

I Nderuari ynë (a.s.), shfaqi më shumë interes ndaj sahabëve të Suffes ku gjendeshin sahabët me aftësitë më të larta në fushën shkencore dhe shpirtërore. Falë këtij interesimi të veçantë, të rinjtë e aftë të as'habu's-suffe përparuan edhe më shumë.

Sahabët që do t'i emëronte komandantë i zgjodhi prej atyre që i kishin cilësitë të cilat i kërkonte ajo detyrë. Për detyrat si korrier, prefekt, mësues, mbledhës i zekatit dhe të tjera të ngjashme me këto, gjithmonë zgjodhi dhe edukoi njerëzit e aftë dhe të përkushtuar.

Kjo është njëra prej dobësive më të mëdha të edukimit të sotshëm. Studentët orientohen drejt degëve dhe profesioneve jo sipas natyrës dhe aftësive të tyre, por sipas rezultateve të provimeve të cilat mund të shfaqin vetëm një pjesë të aftësive mendore të tyre. Për shkak të kësaj, përpjekjet po shkojnë dëm. Shumë prej të rinjve i çojnë dëm përpjekjet e tyre në një fushë të papërshtatshme me natyrën e vet thjeshtë për të mbaruar një universitet.

"Shoqëria osmane arriti një mirësjellje dhe hijeshi të tillë që, një lule e veçantë që vendosej si shenjë në dritare, mjaftonte për të treguar se në atë shtëpi kishte një të sëmurë. Tashmë shitësit në atë rrugë kalonin duke heshtur dhe fëmijët nuk bënin zhurmë."

*Kur u bë mysliman dhe u burgos nga familja e tij Mus'ab ibn Umejri (r.a.), i cili ishte prej të rinjve më të pasur dhe të bukur të Mekës, ishte në moshën 18 vjeçare. Ky Mus'ab që më vonë e shndërroi Jethribin në Medine. Ai hodhi themelin e Shtetit të vogël të Medines duke i çliruar zemrat me Kuran, zgjuarsi dhe gjuhë të ëmbël.*

## NA MËSOI DUKE I PËRJETUAR VETË

Çfarëdo që na ka mësuar i Dërguari i Allahut (a.s.), së pari e ka praktikuar vetë. Kështu u bë shembull për ne.

Ai mbarti gurë në ndërtimin e xhamisë. Kur po hapej hendeku, edhe ai gërmoi bashkë me të tjerët. Në kafshë hipi duke e bërë me radhë me sahabët. Ibadetet, sjelljet etike dhe veprat e mira gjithmonë ua mësoi duke i praktikuar vetë.

"Fishekzjarrët, gjërat e tjera shpërthyese, dëfrimet me zë të lartë që u ngjajnë muzikave me daulle në ditët e sotme... Një indiferentizëm që nuk interesohet aspak nëse ka foshnje, të sëmurë apo të moshuar nëpër shtëpitë ku zëri i lartë dëgjohet plotësisht..."

Resulullahu (a.s.), përgjatë udhëtimeve dhe luftërave i mbështeste sahabët duke qëndruar para tyre. Ndërsa përgjatë kthimit qëndronte më në fund të karvanit dhe i ndihmonte ata që kishin vështirësi në të ecur. Ata i hipte në deve pas vetes dhe lutej për ta.

Ndërsa kur urdhëronte, veçanërisht urdhëronte të afërmit e tij duke u thënë:

*"O Vajza e Resulullahut, Muhamedit, Fatimja! O Safije! Bëni vepra të pranuara te Allahu!* (Mos më besoni mua nëse nuk keni vepra të mira!) *Sepse unë nuk mund t'ju shpëtoj prej ndëshkimit të Allahut* (përderisa të mos bëni adhurim)*!"* (Ibn Sa'd, II, 256; Buhari, Menakib, 13-14.)

Në Hytben e Lamtumirës i ndaloi padrejtësitë si kamata dhe gjakmarrjet duke filluar nga më të afërmit e vet.

## ÇFARË NXORI NË PAH? CILI ISHTE REZULTATI I MËSIMIT DHE EDUKIMIT TË TIJ?

Të mësosh të tjerët nuk është thjeshtë të flasësh.

- Të mësosh të tjerët do të thotë t'u japësh atyre një sjellje të lartë.

• T'u japësh atyre cilësi të virtytshme dhe të dobishme.

• T'i bësh ata të fitojnë aftësi të bukura.

• T'i bësh ata t'i lënë zakonet e këqija."

Rezultati i mësimit, edukimit dhe dëlirjes së atij ishte:

## EPOKA MADHËSHTORE E LUMTURISË

I Nderuari ynë na mësoi sexhden.

Në shoqëri nuk mbeti asnjë shqetësim psikiatrik falë prehjes dhe qetësisë shpirtërore që arrihet në sexhde që na e ka mësuar ai (a.s.).

I Nderuari ynë na mësoi pehrizin.

Mjeku që erdhi nga Egjipti, mbeti pa punë dhe u kthye pas.

I Nderuari ynë na mësoi infakun.

Në shoqërinë që edukoi ai nuk ndodhi asnjë revoltë dhe trazirë. Në shoqëritë islame të ditëve të sotme, edhe pse zekati nuk jepet plotësisht, solidariteti është shumë më i lartë në raport me perëndimin.

Për shkak se të gjithë e jepnin zekatin në kohën e Omer ibn Abdulazizit (r.a.), nuk mund të gjendej njeri për t'i dhënë zekat. Prefektët i shkruan qendrës. Kështu që u blenë skllevër dhe iu fal liria.

*Të mësosh të tjerët nuk është thjeshtë të flasësh.*

*• Të mësosh të tjerët do të thotë t'u japësh atyre një sjellje të lartë.*

*• T'u japësh atyre cilësi të virtytshme dhe të dobishme.*

*• T'i bësh ata të fitojnë aftësi të bukura.*

*• T'i bësh ata t'i lënë zakonet e këqija."*

"Në shoqërinë që edukoi ai nuk ndodhi asnjë revoltë dhe trazirë. Në shoqëritë islame të ditëve të sotme, edhe pse zekati nuk jepet plotësisht, solidariteti është shumë më i lartë në raport me perëndimin."

Perandoria osmane ndërtoi një "Civilizim Madhështor Vakëfi".

Nënat sulltanesha nuk lanë pas xhevahire dhe diamante si trashëgimi. Ato lanë xhami, medrese, komplekse dhe çezma. Ata gjyshërit e famshëm dhe fisnikë lanë pas një pasuri të madhe si sadakatun xharije (lëmoshë e rrjedhshme që i vazhdon sevapi).

"Për shkak se të gjithë e jepnin zekatin në kohën e Omer ibn Abdulazizit (r.a.), nuk mund të gjendej njeri për t'i dhënë zekat. Prefektët i shkruan qendrës. Kështu që u blenë skllevër dhe iu fal liria."

I Nderuari ynë na mësoi ndershmërinë.

Çifutët mbetën të mahnitur nga ndershmëria e Abdullah ibn Revahas (r.a.) dhe thanë:

"Bota rrotullohet me këtë drejtësi!.."

Nxënësit e ndershëm të të Nderuarit tonë ua kthyen taksat që ua kishin marrë jomyslimanëve kur nuk kishin mundësi t'i mbronin. Njerëzit mbetën të habitur.

I Nderuari ynë na mësoi drejtësinë.

E gjithë bota mbeti e mahnitur ndaj Hazreti Omerit. Atë e quajtën Farruk /Ndarësi i të drejtës nga e padrejta.

Prifti Notaras ka thënë për drejtësinë e osmanëve:

"Më mirë vendos në kokë çallmën osmane, sesa kapelën e kardinalit."

I Nderuari ynë i hapi rrugën meditimit, artit dhe estetikës.

Shekuj para Evropës myslimanët patën llogaritur diametrin e tokës. Edhe në bazën e Rilindjes së Evropës gjendet matematika dhe teknika që myslimanët ia patën mësuar e transmetuar botës dhe atyre...

Arkitektura osmane akoma qëndron në pikën kulmore... Xhamitë si Sulejmanije, çezmat, sarajet e karvanëve dhe shumë vepra madhështore të tjera akoma qëndrojnë në pikën kulmore me arkitekturën që i jep prehje shpirtit...

I Nderuari ynë themeloi civilizimin e mëshirës.

Xhabiri (r.a.), i cili ishte prej sahabëve, thotë:

"Nuk njoh asnjë sahab që kishte mundësi dhe të mos themelonte një vakëf apo të mos jepte diçka për vakëfin." (Ibn Kudame, el-Mugni, V, 598.)

Civilizimi i vakëfit tregoi shfaqjet e mrekullueshme të tij në Perandorinë Osmane.

Vakëfi është shprehja më e bukur e qasjes së

Islamit ndaj njeriut dhe krijesave.

Njerëzit e mëshirës u bënë aq të sjellshëm saqë;

Të sëmurët mendorë u quajtën "të dobët të nderuar". Kjo mëshirë u shtri deri te zogjtë. Nëpër muret e xhamive u vendosën fole zogjsh. U themeluan vakëfe që u shërbenin zogjve shtegtarë që plagoseshin.

Nëpër oborret e xhamive u vendosën varret, në mënyrë që besimtarët ta kujtonin gjithmonë se e ardhmja e vërtetë është vdekja dhe jeta pas saj dhe si rrjedhojë të përgatiteshin për ahiretin me mëshirë dhe sakrificë.

"Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), i mësoi drejtësinë njerëzimit. E gjithë bota u mahnit ndaj Hazreti Omerit i cili u edukua me mësimit e atij. Atë e quajtën Faruk / Ndarësi i të drejtës nga e padrejta."

Shoqëria arriti një mirësjellje dhe hijeshi të tillë që;

Një lule e veçantë që vendosej si shenjë në dritare, mjaftonte për të treguar se në atë shtëpi kishte një të sëmurë. Tashmë shitësit në atë rrugë kalonin duke heshtur dhe fëmijët nuk bënin zhurmë."

Po sot? Fishekzjarrët, gjërat e tjera shpërthyese, dëfrimet me zë të lartë që u ngjajnë muzikave me daulle... Një indiferentizëm që nuk interesohet aspak nëse ka foshnje, të sëmurë apo të moshuar nëpër shtëpitë ku zëri i lartë dëgjohet plotësisht...

I Nderuari ynë ndërtoi shoqërinë e turpit dhe nderit.

"Prifti Notaras ka thënë për drejtësinë e osmanëve: "Më mirë vendos në kokë çallmën osmane, sesa kapelën e kardinalit."

I Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, na mësoi që sytë të mos shohin gjërat e ndaluara. Ai na mësoi mbulesën.

Në ajetet fisnike thuhet:

"(O i Dërguar!) ***Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre*** (nga e ndaluara) ***dhe ta ruajnë nderin e tyre*** (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme)***! Kjo është më mirë për ta! Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për atë që bëjnë ata.***

***Thuaju besimtareve që;***

***Të ulin shikimet e tyre*** (nga e ndaluara)***, ta ruajnë nderin e tyre*** (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) ***dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre*** (pjesët e trupit)***, përveç atyre që janë të dukshme*** (fytyra, duart dhe këmbët)***. Le t'i mbulojnë kraharorët me mbulesat e tyre..."*** (Nur, 30-31)

Hazreti Pejgamberi (a.s.), veçanërisht ka ndaluar edhe veshjen e rrobave që ngjiten në trup, që janë të ngushta dhe transparente. Për ata që nuk e respektojnë këtë rregull, përdori konceptin "të veshur të zhveshur". Ai urdhëroi xhilbabën, domethënë rrobë e jashtme që nuk i tregon linjat e trupit, si rrobën më të përshtatshme ndaj dispozitës hyjnore.

Falë mbulesës ndërtoi një shoqëri të qetë dhe të pastër në të cilën gratë mbuloheshin ndaj të huajve, por që mund ta hiqnin mbulesën në prani të bashkëshortëve dhe mahremit të tyre (domethënë, njerëzve me të cilët u ndalohet martesa). Në këtë mënyrë e shpëtoi dinjitetin dhe nderin e grave nga sulmet epshore e seksuale.

Në këtë formë namusi dhe nderi e forcuan pozitën e tyre në shoqëri. Familja u forcua. Çdo lloj mëkati i shëmtuar dhe imoraliteti që e shkatërrojnë familjen, u fshinë nga ajo shoqëri.

U ndërtuan vakëfe që i mbronin gratë e veja dhe jetimët, në mënyrë që ata të mos binin në rrugë të këqija. Lagjet në një mënyrë ishin siguria e jetimëve dhe grave të veja.

Madje edhe vetë Fatih Sulltan Mehmet Hani kur u dërgonte ushqime grave të veja të dëshmorëve, urdhëroi që kjo detyrë të kryhej në errësirë, në mënyrë që atyre të mos u thyhej dinjiteti dhe krenaria.

I Nderuari ynë ndërtoi një shoqëri që fliste mirësi, ose heshtte.

Pejgamberi ynë i Nderuar na mësoi edukatën e të folurit. Ai (a.s.), e ndaloi mashtrimin, spiunimin, përgojimin, paragjykimin dhe thashethemet...

Në ajetin fisnik thuhet:

***"...Mos kërkoni gjendjet e fshehta të njëri-tjetrit!.."*** (Huxhurat, 12)

"Pejgamberi ynë i Nderuar na mësoi xhihadin kundër vetes sonë. Na mësoi xhihadin kundër sulmeve që mund të bëhen kundrejt Islamit dhe atdheut."

I Nderuari ynë na mësoi dy lloj xhihadi në rrugë të Allahut:

Në ajetin fisnik thuhet rreth xhihadit:

***"Kush bën xhihad*** (me nefsin e tij apo me armiqtë e Islamit)***, bën xhihad vetëm për të mirën e vetvetes, se Allahu, në të vërtetë nuk ka nevojë për asgjë."*** (Ankebut, 6)

*"Muxhahid* (luftëtar) *i vërtetë është ai që bën xhihad kundër nefsit* (dëshirave dhe pasioneve) *të tij."* (Tirmidhi, Fedailu'l-Xhihad, 2/1621.) *"Mundës i fuqishëm nuk është ai që i shemb të gjithë përtokë. Hero i vërtetë është ai që e mban veten në kohë zemërimi."* (Buhari, Edeb, 102; Muslim, Birr, 106-108.)"

Komentuesit e Kuranit janë shprehur se ky xhihad është edhe përpjekje që bëhet kundër nefsit, edhe luftë që bëhet kundër armiqve të Islamit. Në fund të të njëjtës sure thuhet:

***"Ata që luftojnë për çështjen Tonë, sigurisht, Ne do t'i udhëzojmë drejt udhëve Tona. Vërtet, Allahu është me punëmirët!"*** (Ankebut, 69)

Burseviu bën këtë shpjegim:

Përmendja e "muxhahede-së" këtu në formë të përgjithshme (domethënë pa u caktuar se kundrejt kujt do të bëhet kjo luftë), është dhënë ashtu ngaqë ajo përfshin të gjithë armiqtë e dukshëm dhe të padukshëm.

Për këtë arsye, Pejgamberi ynë i Nderuar;

1. Na ka mësuar xhihadin kundër nefsit tonë:

Ai na mësoi që ta edukojmë veten duke e frenuar atë nëpërmjet luftës me dëshirat e nefsit dhe me ndjenjat e tij si epshi dhe zemërimi. Në hadithet fisnike që e vërtetojnë këtë të vërtetë thuhet:

*"Muxhahid* (luftëtar) *i vërtetë është ai që bën xhihad kundër nefsit* (dëshirave dhe pasioneve) *të tij."* (Tirmidhi, Fedailu'l-Xhihad, 2/1621.)

*"Mundës i fuqishëm nuk është ai që i shemb të gjithë përtokë. Hero i vërtetë është ai që e mban veten në kohë zemërimi."* (Buhari, Edeb, 102; Muslim, Birr, 106-108.)"

2. Na mësoi xhihadin kundër sulmeve që mund të bëhen ndaj Islamit dhe atdheut:

Xhihadi që na ka mësuar ai (a.s.), do të thotë përpjekje e besimtarëve në rrugë të Allahut me jetën, pasurinë dhe të gjitha mundësitë e tyre. Do të thotë që ta konsiderojmë veten përgjegjës për të ardhmen e Islamit. Do të thotë që të bëhemi shkak për udhëzimin e të tjerëve. Do të thotë që t'i eliminojmë pengesat, përçarjet dhe padrejtësitë që hyjnë ndërmjet njerëzve dhe Islamit në drejtim të këtij qëllimi. Kurrë nuk do të thotë që të marrim vendet e të tjerëve dhe të derdhim gjak. Përkundrazi do të thotë që t'i çlirojmë zemrat. Ky është shkaku që çlirimet islame mbeten të përhershme.

Populli i shumë vendeve që u çliruan e priti me gëzim dhe lumturi ardhjen e myslimanëve.

Myslimanët të cilët ishin në gjendje të mjerë në vendin e tyre nën shtypjen e armikut, rendën nga fitorja në fitore me këtë shpirt xhihadi që morën nga Resulullahu (a.s.). Këto fitore nuk ishin si pushtimet e Atilës dhe Aleksandërit që arritën kulmin dhe pastaj u shuan, por ishin çlirime të përhershme dhe madhështore.



"Xhihad i vërtetë do të thotë përpjekje e besimtarëve në rrugë të Allahut me jetën, pasurinë dhe të gjitha mundësitë e tyre. Do të thotë që ta konsiderojmë veten përgjegjës për të ardhmen e Islamit. Do të thotë që të bëhemi shkak për udhëzimin e të tjerëve."

"Xhihad i vërtetë do të thotë përpjekje e besimtarëve në rrugë të Allahut me jetën, pasurinë dhe të gjitha mundësitë e tyre. Do të thotë që ta konsiderojmë veten përgjegjës për të ardhmen e Islamit. Do të thotë që të bëhemi shkak për udhëzimin e të tjerëve."

Në Poloni jepeshin shembuj në formën:

"Përderisa të mos pinë ujë kuajt e osmanëve në lumin Vistul, ky vend nuk mund ta marrë lirinë dhe pavarësinë!"

I Nderuari ynë na mësoi shqetësimin për brezat dhe trashëgiminë e vërtetë.

Pejgamberi ynë i Nderuar nuk u la trashëgimi materiale ehli bejtit. Atyre u la personalitetin dhe karakterin e Islamit, moralin më të lartë, Kuranin dhe Sunetin. Sipas qasjes së tij trashëgimia më sublime është trashëgimia humane.

"Kurrë nuk do të thotë që të marrim vendet e të tjerëve dhe të derdhim gjak. Përkundrazi do të thotë që t'i çlirojmë zemrat. Ky është shkaku që çlirimet islame mbeten të përhershme."

Sahabët e nderuar, duke u shqetësuar për brezat, e përpoqën duke sakrifikuar me entuziazmin për t'ju lënë trashëgimi qoftë fëmijëve apo qoftë nxënësve të tyre vlerat islame.

Feja jonë prej një besimtari kërkon që të bëhet altruist.



Me këtë altruizëm Islami arriti deri në periudhën tonë. Edhe deri në kiamet do të arrijë me sakrificat në rrugën "për t'i lënë trashëgimi përsëri karakterin dhe personalitetin Islam".

Përfundimisht, me mësimin dhe edukimin e Resulullahut (a.s.);

Femra e cila shtypej, shfrytëzohej dhe imponohej për imoralitet duke u bërë objekt kapitali material, falë Islamit u shndërrua në një zonjë të nderuar nën këmbët e të cilës është shtruar xheneti. I Nderuari ynë tha "Babai" pasi tha tri herë "Nëna" në lidhje me të drejtën që njeriu ka mbi dikë.

Gruaja është simboli i nderit në Islam. Nëna është një shembull për fëmijët e saj. Një grua e devotshme meriton falënderim për gjithë jetën."

Skllevërit arritën cilësitë më të larta. Ata u bënë yje të njerëzimit si shembulli i Bilal el-Habeshiut. Njerëzit që i varrosnin të gjalla vajzat e tyre në mënyrë barbare dhe që ishin të privuar nga ndërgjegjja, u bënë heronj të mëshirës që sytë u rridhnin lot, zemrën e kishin të butë dhe që i dilnin për zot jetimit të tjetrit.

Së fundi, rezultati i atyre që na ka mësuar i Nderuari ynë është xheneti i lartë dhe të qenët bashkë me Resulullahun aty.

Sepse për të hyrë në xhenet duhet zemër e pastër. Cilësia më e mirë që na e jep i Dërguari i Allahut (a.s.) është "zemra e pastër".

"Pejgamberi (a.s.), veçanërisht ka ndaluar edhe veshjen e rrobave që ngjiten në trup, që janë të ngushta dhe transparente. Për ata që nuk e respektojnë këtë rregull, përdori konceptin "të veshur të zhveshur". Ai urdhëroi xhilbabën, domethënë rrobë e jashtme që nuk i tregon linjat e trupit, si rrobën më të përshtatshme ndaj dispozitës hyjnore."

## PËRFUNDIMISHT

Cilësitë e një besimtari që arrin përsosmërinë nën edukimin e Pejgamberit tonë të Nderuar mund t'i përmbledhim si më poshtë:

-Ëmbëlsi në gjuhë, domethënë flet me gjuhë të ëmbël.

-Bukuri në moral, domethënë sillet me finesë dhe dëlirësi.

-Gjithmonë jeton duke i njohur të vërtetat me një meditim të thellë.

-Në fytyrën e tij ka shkëlqim dhe buzëqeshje. Gjithmonë shfaq një interesim dhe dashuri të mbushur me përgëzime.

-Është i sjellshëm në çdo veprim.

-Shfaq butësi, mëshirë dhe bujari në veprimet e tij dhe është altruist.

-Fal me bujari kur i pranon arsyetimet.

"Hazreti Pejgamberi (a.s.), falë mbulesës ndërtoi një shoqëri të qetë dhe të pastër në të cilën gratë mbuloheshin ndaj të huajve, por që mund ta hiqnin mbulesën në prani të bashkëshortëve dhe mahremit të tyre (domethënë, njerëzve me të cilët u ndalohet martesa). Në këtë mënyrë e shpëtoi dinjitetin dhe nderin e grave nga sulmet epshore e seksuale."

Shkurtimisht;

-Sillet ndaj krijesave sipas kënaqësisë së Krijuesit.

O Zot i Lartësuar!

Jepu zemrave tona prej të fshehtave dhe urtësive të jetës së mrekullueshme, të përsosur dhe fisnike të të Nderuarit tonë (a.s.)!

Amin!..

# MOS BËJ QË TA HUMBIM AFRIMITETIN ME TY



NAMAZI... KUR KRYEJMË KËTË IBADET UNIVERSAL, JEMI NE ATA QË I JAPIM HAPËSIRË DHE KOHË. JEMI NE ATA QË SHTOJMË APO PAKËSOJMË VLERËN E TIJ. KURRË TË MOS HARROJMË, JEMI NE ATA QË KRYEJMË DETYRËN. DUHET TË JEMI MJAFT TË KUJDESSHËM. NË KËTË IBADET, I CILI ËSHTË IBADETI MË I PËRSOSUR, ARRIJMË NË VENDIN MË TË AFËRT ME PREHJEN HYJNORE DHE SHIJOJMË NË MAKSIMUM KOHËN MË ME VLERË TË TË QENIT NË AUDIENCËN HYJNORE.

*Rabia Brodbeck*

Para se të fitojmë një status që të meritojmë ndihmën e Tij, para se të na drejtojë në rrugë të drejtë, para se të arrijmë në gjendje që të meritojmë të kërkojmë diçka prej Tij, duhet të pyesim veten: ku e kemi nevojën për botën e amshuar? Ku e kemi nevojën për shijen hyjnore? Ku e kemi nevojën për t'u bërë dhe`, për t'u asgjësuar, për të shtypur egoizmin? Ku është dashuria, ashku dhe përmallimi ynë për Ty? O Zoti ynë, Ti nuk dërgon dhunti pa u ndjerë nevoja. Pejgamberin (s.a.s.), e paske urdhëruar që të trokasim në derën e urisë. Pikësëpari, kemi nevojë të ëndërrojmë shijen e pakrahasueshme të xhenetit, kemi nevojë të bëjmë bisedë të sinqertë me Ty, kemi nevojë të shohim qeniet e bukura engjëllore.

Jeta me besim është ajo që kihet frikë nga rreziku i humbjes së afrimitetit me Zotin e Madhëruar. Të humbim pëlqimin dhe kënaqësinë e Tij! Ndaj, ne duhet të jemi të zënë gjithnjë me të metat tona dhe të ndjejmë pendesë. Zoti ynë, na jep zakonin të jemi njerëz që bëjmë gjithnjë istigfar dhe dhikër. Që ta kujtojmë kur harrojmë dhe të pendohemi kur bëjmë gabime.

Zoti ynë, na bëj të kemi nevojë për Ty! Kur do të kuptojmë pamundësinë, paaftësinë, pafuqinë tonë përballë Madhështisë dhe Mëshirës Tënde? Kush tjetër përveç Teje, do të na e bëjë të ditur se e vetmja gjë që kemi nevojë je vetëm Ti? Zoti ynë, na bëj të mundur ta kuptojmë, ndjejmë dhe shfaqim nevojën për Ty. O Zot, bëna të mundur të pranojmë aq sa mundemi nevojën për Ty, si krijesa të Tua. Duke e ditur se Ti je i vetmi i fuqishëm, Aziz, Xhelil dhe Kahhar, si mund t'i bëjmë ibadet dikujt tjetër? Si mund të duam tjetër përveç Teje, si mund t'i frikësohemi tjetërkujt përveç Teje? Ti je rrugëzgjidhja e çdo problemi, Ti je ai që na mbron nga rreziqet dhe nga shejtani, si mund të kërkojmë ndihmë nga tjetërkush përveç Teje?

Ti shoqëron të vetmuarit, Ti u jep fuqi endacakëve, varfërisë sonë i jep nga pasuria Jote, shqetësimeve u jep zgjidhje, difiçitet tona i plotëson. Me mëshirën dhe dhembshurinë Tënde të pakufishme, lotët u bënë pasuria jonë, dobësia u bë zbukurimi ynë, dhimbja u bë shërimi ynë, gabimet u bënë sevapet tona, përçmimi u bë pasuria jonë, robëria u bë nderi ynë, të metat u bënë shpëtimi ynë.

A nuk e mësuam se të qarit është pasuri, që nga koha e babait të njerëzimit, Ademit (a.s.)? Të gjithë jemi fëmijët e tij! Po pyes veten: a e ndjejmë brenda zjarrin e ndarjes? A na manifestohen frymëzime hyjnore si të atij? A e ndjejmë entusiazmin e pakufishëm për t'i bërë ibadet Allahut dhe për ta dashur Atë? A nuk e shikojmë se rruga për të mbërritur te Zoti i botëve është e shtruar me pendimin, turpin dhe istigfarin? Kur do ta vërejmë se nuk e ka bërë një njeri që është i syrgjynosur në shkretëtirën e qenies, që është bërë shembull për të gjithë të dashuruarit që janë zbritur nga xheneti. Mevlana Xhelaledin Rumiu ka thënë: "Dijeni se keni vlerë për aq sa frikësoheni. Ndaj dhe zemra e ashikëve është më e madhe se froni hyjnor." O Zot, ktheje në të vërtetë falsitetin tonë. Bëna të mundur t'i përhapim lotët e pendesës dhe dashurinë e zjarrtë të Ademit (a.s.), që u detyrua të ndahet.

O Zot, thyena kafazin e qenies, pengona nga shqetësimi i angazhimeve të përkohshme të botës, nga dëshira tokësore dhe nga dashuria për dynjanë. Largona nga tundimi i egoizmit. Bëna që të arrijmë në prehje shpirtërore, qetësi dhe çlodhje. Dua aq shumë të largohem nga egoja ime, ta braktis atë, të jap gjithçka që ka të bëjë me të, të kaloj në trans kur bëj ibadet, ta bëj veten të vdekshme kur lutem. Dua të shmangem nga egoja ime dhe të dëgjoj heshtjen e zemrës sime. Çasti që ndihem më mirë dhe më e qetë është çasti kur Ty të bëj sexhde. Atëherë lëvizja përfundon, bota qetësohet, gjithësia më kaplon. Fshihem në gjirin e dhembshurisë së pafundme dhe të strehës së sinqertë.

Namazi… Kur kryejmë këtë ibadet universal, jemi ne ata që i japim hapësirë dhe kohë. Jemi ne ata që shtojmë apo pakësojmë vlerën e tij. Kurrë të mos harrojmë, jemi ne ata që kryejmë detyrën. Duhet të jemi mjaft të kujdesshëm. Në këtë ibadet, i cili është ibadeti më i përsosur, arrijmë në vendin më të afërt me Prehjen Hyjnore dhe shijojmë në maksimum kohën më me vlerë të të qenit në Audiencën Hyjnore. Kështu duhet të mendojmë mbi shenjat (ajetet) hyjnore, duhet të zgjerojmë horizontin tonë të vetëdijes hyjnore, duhet të hapim kraharorët tanë dhe të marrim frymë drejt pikave më të thella, duhet t'i përdorim këto mjete deri në pikën maksimale të tyre. Duke dhënë veten me gjithë shpirt, arrijmë në Audiencën Hyjnore.

Kuptimi i mihrabit është drejtimi nga i dashuri. Kibleja e të pafeve është një sofër e bollshme; kurse kibleja e besimtarëve je Ti! Dëshirojmë që Ti të jesh mendimi ynë i vetëm, dashuria e vetme, qetësia e vetme, dejtimi i vetëm. Dëshirojmë që të na e shtosh dashurinë dhe entusiazmin kur kryejmë namazin, si ibadetin më të mrekullueshëm dhe të na e shfaqësh dashurinë, duke u drejtuar nga Qabja, Shtëpia Jote e shenjtë dhe jo të të duam përmes fjalëve dhe duave. Duam të arrijmë në vendin ku do të takohemi përjetësisht me Ty, duke pritur me padurim namazin e radhës.

I Dërguari i Zotit, Muhamedi (a.s.), ka thënë: *"Çdo njeri është ushqim për zjarrin, përveç vendeve të sexhdes."* Në Kuran thuhet: ***"Pastaj e çuam atë*** *(kur nuk beson)* ***në gjendjen më të ulët."*** O Zot, të gjithë kemi faje dhe borxhe, ndaj dhe jemi njerëz. Bëna të mundur të kuptojmë gabimet tona, të metat tona, nivelin tonë të ulët, paaftësinë tonë dhe shkujdesjen tonë dhe na ndihmo të shtojmë vlerën tonë dhe të shpëtojmë nga gjendja e poshtëruar dhe e ulët ku gjendemi dhe bëna të mundur të arrijmë fisnikërinë, vlerën dhe lartësinë e vërtetë të njerëzimit.

O Zot, na ndihmo ta shkatërrojmë kafazin e qenies sonë, të bëhemi pluhur të pragut të derës Sate dhe të bëhemi pluhuri i gjurmëve të këmbëve të të dashurit Tënd (a.s.).

Në burim ekziston thesari i pashtershëm i dashurisë. Nuk ka kohë, nuk ka hapësirë, nuk ka individ, nuk ka objekt, nuk ka perëndim, nuk ka lindje, nuk ka fillim, nuk ka fund, nuk ka formë, nuk ka ngjyrë, nuk ka ditë, nuk ka natë, nuk ka germë, nuk ka zë. Kur pijmë ujë nga çezma, mirësitë, dhuntitë do të rrjedhin vrullshëm mbi ne. O Zot, Ti je Fettah, Ti i hap ato që janë të mbyllura, lejona të hyjmë në vendin e shenjtë të afrimitetit Tënd. Ti je Kadiul-Huxhat, që zgjidh të gjitha problemet. O Zot, largona etjen përmes ujit nga burimi i kulluar, mos na lër pa ndihmë. ***"Zoti i tyre do t'u japë të pinë pije të pastër."*** (Insan, 21.)



# NGASHNJIMI I HARMONISË

*Idris Arpat*

Allahu i Lartësuar thotë në Kuranin Fisnik: ***"Me të vërtetë, Ne i dhamë Daudit mirësi prej Nesh*** (dhe thamë)***: 'O male dhe zogj! Lavdërojeni emrin Tim bashkë me Daudin'. Ne ia zbutëm atij hekurin*** (dhe i thamë)***: 'Puno parzmore të gjera! Thuri ato me maja të barazpeshuara dhe bëj vepra të mira! Pa dyshim, Unë shoh çfarë punoni ju."*** (Sebe, 10-11.)

E para është edukimi dhe e dyta pothuajse shpreh rezultatin e së parës. E para është zbukurimi i njeriut dhe e dyta është zbukurimi i mjedisit në të cilin ai jeton.

Kur shtjellojmë natyrshmërinë e njeriut, ajetet dhe hadithet fisnike në lidhje me të dhe shpjegimet e shkencëtarëve, shihet qartë se njeriu duhet të jetojë duke i pakësuar gabimet dhe duke i shtuar virtytet. Unë mendoj se baza e të gjitha mirësive në jetë është që njeriu, i cili është krijuar në formën më të bukur, të rritet shpirtërisht, mendërisht dhe fizikisht. Është e qartë se një njeri që ka dituri, ndjenjë dhe vizion nuk kënaqet me një jetë boshe dhe të zakonshme, vrapon pas idealeve të larta dhe përpiqet jashtëzakonisht që dynjanë ta kthejë në xhenet. Ja, pikërisht në këtë pikë do të ishte e drejtë të themi se lartësohet personaliteti i njeriut dhe mirësitë bëhen bazat e tij. Është e qartë se një njeri me vlera dhe me shpirt të ndjeshëm mahnitet ndaj çdo lloj bukurie. Nga kjo mahnitje lindin shumë gjëra të bukura. Kjo është një çështje që dihet. Këto dy parime janë dy themele të pandashme. Ndoshta është më e drejtë të themi që secili prej tyre është ndërmjetësues për tek tjetri.

Çdo gjë që ka krijuar Allahu Teala, e ka krijuar në formën më të bukur. Gjithësia pothuajse është krijuar duke përdorur matematikën dhe gjeometrinë e shkallës më të lartë. Në çdo gjë ku nuk ka ndërhyrje të njeriut, sado që të shikoni, do të përballeni me një masë dhe harmoni.

Ibnu'l-Arabiu ka thënë: "Njeriu ka ardhur në këtë botë për arritjen e përsosmërisë dhe për vështrimin e bukurisë." Njeriu e arrin përsosmërinë duke vëzhguar bukurinë në mënyrë të vazhdueshme. Mund të thuhet edhe e kundërta: Sa më shumë të përparojë në rrugën e përsosmërisë, do t'i shtohet edhe më shumë kureshtja për harmoninë. Ai që shikon bukur, mendon bukur. Ai që mendon bukur, e shijon jetën dhe arrin kënaqësitë shpirtërore.

Universi është i mbushur me bukuri. Disa njerëz kanë një bukuri që lapsi dhe fjalët nuk mjaftojnë për ta përshkruar. A është e mundur të përshkruhet bukuria e një fëmije të pafajshëm?

Si ta përshkruajmë bukurinë e një mali dhe të një përroi? Siç nuk është e mjaftueshme ta lexosh dhe ta ndjesh bukurinë e malit, nuk është e mjaftueshme ta shohësh edhe me syrin e

lirë. Atë duhet ta shikojmë me syrin e zemrës. Për ta bërë këtë, duhet të ndikohemi shpirtërisht, të mahnitemi dhe të ndjejmë admirim. Ky është një virtyt i posaçëm për njerëzit e mëdhenj. Ai nuk arrihet lehtë. Përballë madhështisë së malit mund të ndikohen shkallë-shkallë me mijëra njerëz, por numri i njerëzve që mahniten dhe ndjejnë admirim, nuk i kalon gishtat e dorës. Kjo është një shkallë sublime, që nuk arrihet lehtë.

Bukuria e mijëra maleve dhe e mijëra përrenjve. Gjithë ato bukuri të një përroi apo një mali në mijëra persona të ndryshëm.

Bukuria e pemëve, e krimbave, e zogjve, e shirave që bien, e dëborës dhe e grumbujve të reve. Miliarda bukuri të veçanta të miliarda pemëve, miliarda krimbave dhe miliarda zogjve.

Shirat që bien në errësira të frikshme, rrufetë që shpërthejnë dhe bubullimat që tronditin qiellin e tokën...

Çfarë dëshiron të thotë Krijuesi i Lartësuar me këto shfaqje bukurie? Cili është synimi hyjnor? Kujt i flasin këto mijëra bukuri nëpër majat e maleve, që këmba e njeriut s'ka arritur t'i shkelë?

Këto pyetje na shpien te mendimet dhe kërkimet.

Ka shumë gjëra të bukura që kalojnë pranë njeriut dhe ikin prej tij, por ai nuk i percepton, ngaqë është i zhytur në neglizhencë. Sa të paktë janë ata që i kuptojnë këto mirësi të papërshkrueshme!

Çdo gjë që e ka krijuar Allahu i Madhëruar, e ka krijuar në formën më të bukur. Ngado që të shikoni, do vini re harmoni, ekuilibër dhe përputhje.

Edhe pse nuk është e prerë se rregulli "përsoseni moralin tuaj me moralin hyjnor" është hadith, specialistët thonë se shpreh një kuptim të vërtetë. Ky rregull lind mendimin për t'i dhënë hakun punës që bën. Allahu Teala, i Cili çdo gjë e ka krijuar në mënyrë të përsosur, ka robër që përpiqen t'ia japin hakun punës. Një njeri që e percepton se jeton nën mbikëqyrjen hyjnore, sigurisht se përpiqet të jetojë, flasë dhe veprojë sipas kënaqësisë së Zotit (xh. xh.). Një vepër që do të paraqitet në audiencën e madhe, duhet të jetë një vepër së cilës i është dhënë haku. Mendimi për ta bërë diçka sipas kënaqësisë së Allahut të Madhëruar, në të njëjtën kohë është ibadet.

Kur i Dërguari i Allahut, sallallahu alejhi ve sellem, po varroste birin e Tij, Ibrahimin, i tha varrmihësit ta bënte varrin të sheshtë. Kur e pyetën për arsyen e kësaj, u shpreh se syrit  nuk i dukej mirë dhe jo se mund t'i bëjë ndonjë dëm të vdekurit. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.s.), kërkoi që edhe fundi i varrit, që do të mbulohej pas dhjetë minutash, të dukej mirë për syrin, imagjinojeni se sa rëndësi i jepte harmonisë së një ndërtese, lagjeje apo qyteti që do të formohej. Përsëri është ky i Dërguar (s.a.s.), që ka thënë: *"Me të vërtetë Allahu urdhëron që çdo gjë ta bëni bukur."*

Përshkrimet e Xhenetit, që nga fillimi e deri në fund, janë të një natyre që zgjojnë mallin për harmoni. Njëri prej synimeve hyjnore prej këtyre përshkrimeve mund të jetë ky: Kur të formoni botën tuaj, merrni parasysh xhenetin! Xheneti është "daru's-selam" / vendi i paqes. Allahu Teala thotë në Kuran:

***"Ai ka krijuar jetën dhe vdekjen, për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë. Ai është i Plotfuqishmi dhe Falësi i madh."*** (el-Mulk, 2.)

Çështja për të cilën po sprovohemi është: "Cili prej nesh do të jetë më vepërmirë."

Sigurisht se me veprën kuptohet qartë që është ajo e mira. Vepër do të thotë punë dhe sjellje. Rezultati i sjelljes është vepër. Kjo vepër, siç mund të jetë ibadet dhe moral, mund të përmbajë edhe ndjenja e mendime. Por mund të jetë plotësisht edhe materiale.

Çdo lloj vepre që mund të bëjmë, duhet të synojmë ta kryejmë në formën më të bukur. Siç nuk ka fund e mira dhe mirësia, gjithmonë nuk do të ketë fund edhe bukuria. Pamjaftueshmëria me gradën e arritur është ajo ndjenjë që e shpie njeriun në kërkimin e bukurive të reja, e cilësive të larta dhe e mallit për gjërat sublime. Kjo realizon zhvillimin e botës njerëzore drejt përsosjes materiale dhe shpirtërore.

Xheneti është vendi në të cilin çdo lloj bukurie është në kulmin e saj. Më mirë se Xheneti nuk ka. Prandaj le të themi: Esmau'l-Husna do të shfaqen atje përgjithmonë në mënyrë të përsosur. Në shfaqjen e secilit prej emrave, nuk bëhet fjalë për përjetim vështirësie nga ana e Fuqisë së Lartë. Nisur nga kjo, Xheneti do të jetë një vend tërësisht tjetër në të cilin do të ketë mirësi e bukuri, që fjalët nuk mund t'i shprehin. Krijuesi i Lartë do ta vazhdojë krijimin e Tij. Deri ku do të arrijë kjo?

Ja, këtu është vendi ku mbarojnë fjalët.

Allahu Teala, i Cili i do bukuritë dhe krijon bukuri të pafundme, ka robër që vazhdimisht bëjnë vepra të bukura. Mendja dhe logjika e bën të domosdoshme këtë.

Atëherë, si do ta shpjegojmë gjendjen e mjerueshme që aktualisht ka bota Islame?

Kjo është histori e gjatë, kështu që po e kalojmë.



# MOS LUAJ ME NATYRËN NJERËZORE

*Prof. dr. Sulejman Derin*

Njeriu është një enigmë e vështirë për t'u kuptuar. Në dallim nga krijesat e tjera njeriu është pajisur me intelekt, por të shumtën e rasteve ai nuk vepron në përputhje me mendjen e tij, por nën ndikimin e dëshirave të tij. Dëshirat lindin nga qendra e brendshme e njeriut, siç janë intelekti, egoja apo vetë natyra njerëzore ose nga pëshpëritjet që na bëjnë krijesa që gjenden jashtë nesh. Ka rëndësi shumë të madhe që njeriu të arrijë të zbulojë se nga e marrin shtysën dëshirat e tij, në mënyrë që ai të mund të kryejë veprimin e saktë. Dëshirat drejt të cilave na nxisin shejtani dhe egoja janë të panevojshme dhe të dëmshme, ndërsa dëshirat drejt të cilave na shtyn natyra jonë njerëzore janë të shumtën e herëve të domosdoshme dhe të vlefshme. Pjesa më e madhe e njerëzve e zgjedhin rrugën nga do të shkojnë më shumë nga nxitësit që përmendëm më lart, sesa nga përdorimi i intelektit. Për këtë arsye, edhe imam Rabani, ashtu si gjithë sufistët e tjerë, e këshillon të apasionuarin pas tasavvufit (salik) që para së gjithash ta ruajë zemrën e tij nga ndjenjat e pavlefshme:

"*Besimtari nuk duhet të synojë apo të dëshirojë gjë tjetër në këtë botë më shumë se sa Zotin. Në qoftë se besimtari nuk e arrin këtë nivel, koka dhe këmbët e tij do të zgjidhen nga lidhjet e bindjes ndaj Zotit. Atëherë besimtari bëhet rob i dëshirave të egos së tij dhe duke u shkuar pas dëshirave dhe epsheve të tij, hyn nën urdhrat e shejtanit duke u bërë kështu skllavi i egos së tij. Në qoftë se njeriu e arrin fatlumturinë që ia fal pikësynimi i Zotit, kjo ka lidhje me arritjen e shkallës së veliut të veçantë, që do të thotë arritja e një amshueshmërie të plotë shpirtërore dhe e një shkrirjeje të plotë me dëshirat e Zotit.*" (Mektubat, Volumi III, Letra 27)

Imam Rabani na mëson se duke u dhënë fund dëshirave të panevojshme, njeriu nuk duhet të ngatërrojë me njëra-tjetrën dëshirat që burojnë nga humanizmi i njeriut. Ka ndodhur që shumë sufistë e kanë kuptuar gabimisht këtë gjë. Sipas imam Rabanit, njeriu ka disa nevoja në natyrën e tij të pastër njerëzore që duhet t'i përmbushë. I apasionuari pas tasavvufit (salik), i cili dëshiron të bëjë përpara në rrugën e përshpirtshmërisë islame nuk do të thotë se do të bëhet melek dhe nuk do të ketë më nevoja humane që duhet të përmbushë. Në qoftë se përsosmëri shpirtërore do të thotë mosplotësim i nevojave personale, atëherë Zoti do të na kishte krijuar si melekët dhe do të kishte kërkuar prej nesh të bëhemi si ata. Për këtë arsye, plotësimi i nevo-

jave të njeriut në ushqim dhe pije në një masë të ekuilibruar nuk bie ndesh me përshpirtshmërinë:

*"Edhe besimtarët e pjekur nga aspekti i devocionit mund të kërkojnë dhe dëshirojnë gjëra të caktuara në këtë jetë. Kështu për shembull, Profeti ynë (a.s.), e kishte shumë qejf të shijonte ujin e ftohtë dhe ëmbëlsirën. Megjithatë dëshira e tij më e madhe ka qenë pa dyshim udhëzimi i ymetit, ashtu sikurse bëhet e qartë edhe në Kuran. Njeriu i kërkon disa gjëra si rezultat i natyrës së tij njerëzore. Këto kërkesa të njeriut vazhdojnë bashkë me të deri në fund të jetës së tij. Kështu në klimë të nxehtë natyra e njeriut kërkon të ftohtin, ashtu sikurse në kohë të ftohtë ai ka nevojë që të ngrohet. Këto lloj kërkesash nuk bien ndesh me natyrën e njeriut dhe kushdo që dëshiron t'i plotësojë sa më mirë këto nevoja nuk konsiderohet se është i dhënë pas qejfeve të tij, sepse përmbushja e nevojave të natyrës njerëzore konsiderohet jashtë kuadrit të detyrimeve fetare dhe burimi i tyre nuk është nefsi emmare."*

Me këto fjalë imam Rabani shpalos qartazi dallimin e rëndësishëm mes mistikës islame dhe murgërisë së krishterë apo misticizmit indian. Mistikët e këtyre dy besimeve mohojnë nevojat njerëzore që Allahu ka vënë në natyrën njerëzore në emër të përshpirtshmërisë. Ata ndalojnë martesën dhe shkojnë aq larg në jetën askete, sa disa prej tyre vdesin për shkak të kësaj jete. Ndërkohë që Profeti e pati ndaluar prerazi këtë lloj asketizmi. Nevojat që mëson feja islame dhe kanë mësuar mistikët myslimanë që të braktisen janë nevojat e panevojshme dhe të ekzagjeruara:

*"Nefsi është i prirur ndaj shpërdorimit të asaj që konsiderohet mubah, ndaj haramit dhe ndaj gjërave të dyshimta. Nefsi nuk ndërhyn në gjërat e nevojshme dhe të pashmangshme të jetës. Burimi i angazhimit me gjëra të kota është interesimi i tepruar me gjërat që janë mubah në vetvete. Gjëja mubah, që përdoret së tepërmi dhe në mënyrë të padrejtë ndodhet pranë gjërave që janë haram. Në qoftë se njeriu e ngre pak këmbën drejt saj si rezulatat i cytjeve të shejtanit ka për ta parë veten brenda rrethit të haramit. Atëherë dervishët që nisin jetën e tasavvufit e kanë jetike që të mjaftohen vetëm me atë masë të domosdoshme që i duhet çdo njeriu për jetën e tij të përditshme. Tejkalimi i kësaj mase hyn në fushën e mubaheve të panevojshme dhe të tepruara.* Për këtë arsye dervishi nuk duhet që të pasojë çdo gjë që i vjen ndërmend dhe ia do xhani, por duhet të meditojë mirë më parë se cili është burimi i dëshirës që i ka kapluar zemrën. Imam Rabani shprehet se dëshirat burojnë nga njëra prej dy burimeve që janë frymëzimi i melekut dhe cytjet e shejtanit: *Shkaqet e jashtme që shkaktojnë daljen në pah të dëshirave, vijnë nga dy burime. Ajo mund të jetë një këshillues i Zotit që të orienton drejt së mirës. Çdo besimtar i mirë ka në zemër një këshillues nga Allahu i Lartësuar. Në të kundërt, është vetëm shejtani që mbjell farat e armiqësisë dhe të sherrit në zemrën e njeriut."*

***"Shejtani u premton dhe i mban me shpresa, por fjala e shejtanit nuk është gjë tjetër përveçse mashtrim."*** (Nisa, 76)

Mposhtja e cytjeve të shejtanit është më e lehtë sesa cytjet e nefsit, sepse në qoftë se cytjet e shejtanit na vijnë nga jashtë, cytjet e nefsit vijnë nga brenda nesh dhe janë të ngërthyera me natyrën tonë njerëzore:

*Shkurtimisht, çdo veprim që buron nga nefsi emmare është një sëmundje vetjake dhe bie ndesh me pozitën e njeriut si rob i Zotit, pasi është një helm vdekjeprurës për besimin. Kurse pëshpërimat e shejtanit, si dhe çdo gjë tjetër e mbrapshtë që na vjen nga jashtë, mund të konsiderohen si sëmundje kalimtare që kanë kurë më të shkurtër. Allahu i Lartësuar thotë: **"Nuk ka dyshim se dredhitë e shejtanit janë të tejkalueshme."** (Nisa, 120).*

*Fatkeqësia e njeriut është egoja e tij. Egoja jonë, që është armiku i shpirtit dhe miku më i keq që kemi në këtë jetë. Shejtani është armiku i jashtëm; na mund dhe na shmang nga rruga e drejtë vetëm falë ndihmës që i jep atij armiku ynë i brendshëm që është egoja.*

Një tjetër vështirësi që të krijon lufta me egon është fakti se egoja është edhe armiku i vetvetes. Nuk është e lehtë të edukosh një krijesë apo person që ia do të keqen vetes. Këtë mund ta arrijnë vetëm myrshidët e mëdhenj: *Krijesa më injorante në këtë botë është nefsi emmare, sepse ai është edhe armiku i vetes…Ai ia do të keqen vetes. Qëllimi kryesor i tij është të shkatërrojë veten. Ai kërkon që të ngrejë krye kundër Zotit, që është dhuruesi i të gjitha begative për të dhe t'i bindet shejtanit që është armiku i Zotit.* Pra, si përfundim, themi se pretendimi i disa mistikëve që dervishi duhet të mohojë nevojat e tij bazë të natyrës njerëzore në emër të edukimit të nefsit, nuk është e drejtë. Përmbushja e nevojave tona njerëzore me të cilat jemi krijuar, nuk e pengon zhvillimin shpirtëror. Rëndësi ka që mos të kalojmë masën teksa e bëjmë këtë gjë. Kalimi i masës me përmbushjen e nevojave shpie në kalimin e masës me mospërmbushjen e tyre dhe e kundërta, prandaj detyrimet e panevojshme në emër të mistikës shkaktojnë efekt të kundërt duke bërë që mospërmbushja e nevojave jetike dhe logjike të kësaj jete të zëvendësohen me kryerjen e harameve. Allahu na ndihmoftë të gjithëve në këtë luftë të vështirë. Amin.



# NGRITJA E EPOKËS SË INFORMACIONIT

*Dr. Ilyas Kandemir*

Produkti që prodhohet më shpejt sot është ndoshta dija. Kjo arrin deri atje saqë vitin e fundit është prodhuar më shumë sesa i gjithë informacioni i prodhuar nga qeniet njerëzore deri vitin e kaluar. Madje, disa burime pohojnë se kjo periudhë kur informacioni dyfishohet, ka nisur të bëhet më pak se një ditë. Kjo shkallë e gjenerimit të njohurive ishte mjaft e ngadaltë një shekull më parë. Kurse tani, informacioni prodhohet me shpejtësi. Ruajtja e këtij informacioni tani bëhet në mënyrë dixhitale. Në vitin 2018, informacioni total i prodhuar në botë arriti në nivelin e 18 zetabajt. Mendohet se kjo vlerë do të arrijë në 175 zetabajt në vitin 2025. Ajo që duhet të theksojmë këtu është se shumica e këtij informacioni nuk ruhet. Për shembull, ka edhe informacion të prodhuar nga një sensor, i transferuar në njësitë përkatëse dhe i përdorur, por i harruar përpara se të ruhet. Nëntëdhjetë përqind e informacionit të ruajtur në internet është prodhuar në vitet e fundit. Duket se ky prodhim do të vazhdojë me një ritëm në rritje në këtë mënyrë. Sepse numri i përdoruesve dhe pajisjeve të internetit po rritet dita ditës.



Këto shifra janë vërtet shifra të larta. Truri i njeriut e ka të vështirë t'i perceptojë. Meqë po flasim për trurin e njeriut, vallë sa i madh është ai? Disa shkencëtarë mendojnë se truri i njeriut mund të hartohet me një kapacitet prej disa miliardë petabajtesh. Mund të mos jetë e mundur të futen të gjitha informacionet e universit në trurin e njeriut, por mund të jetë e mundur të vendosen emrat e të gjitha objekteve.[1] Mendohet se një kapacitet i tillë ekziston, edhe pse njerëzit aktualisht përdorin vetëm një pjesë të vogël të këtij kapaciteti.

Të dhënat e mbajtura nga ADN-ja në gjenomin e njeriut janë rreth 3 gigabajt. Kjo sasi është mjaft e vogël në krahasim me kapacitetin e trurit të njeriut. Me fjalë të tjera, kërkohet shumë më pak informacion për kodin gjenetik në qelizat tona sesa mund të marrë truri ynë.

Edhe pse truri i njeriut dhe kapacitetet e harddiskut janë të larta, sigurisht që deti i informacionit në univers është aq i madh saqë as nuk mund ta imagjinojmë ta regjistrojmë gjithçka me mundësitë tona fizike aktuale.[2] Megjithatë, është fakt se teknologjia e transmetimit të të dhënave me valë pa kontakt, pavarësisht nëse përmbajtja është kod gjenetik apo emra entiteti, përdoret mjaft gjerësisht sot.[3]

Ndërsa qeniet njerëzore fitojnë njo-



huri, ata fillojnë ta kuptojnë se ajo që dinë në të vërtetë është shumë më pak se ajo që nuk dinë. Një shprehje për arsimin universitar dhe atë pasuniversitar e shpjegon këtë me humor: ”Kur mendoni se dini gjithçka, ju jepet një diplomë bachelor. Kur e kuptoni se nuk dini asgjë ju jepet një diplomë masteri. Kur e kuptoni se asnjë njeri nuk di asgjë, merrni një diplomë doktorature.” Ajo që nënkuptohet këtu është ta kuptojmë se ndërsa merrni informacion, ka shumë më tepër informacion që nuk është marrë. Kur marrim njohuri, kemi edhe ide. Nga ky këndvështrim kalohet në fazën e diskutimit dhe prodhimit të teorive me gjetjet në fjalë, por debati për çështje për të cilat nuk kemi njohuri bëhet po aq injorant sa përpjekja për të ndërtuar një rrokaqiell pa themel.[4]

Sot, njerëzit përdorin internetin si burimin më efektiv të informacionit. Njohuritë që njerëzit mund të marrin bazohen në kufirin e shpejtësisë së të mësuarit. Megjithatë, nevoja për të marrë informacion për njerëzit tani kërkon zhvillimin e metodave të reja teknologjike. Në këtë pikë, inxhinieria dhe mjekësia po punojnë për zgjidhje të ndryshme. Për shembull, realiteti i shtuar (Augmented Reality) është një teknologji shumë premtuese në këtë drejtim. Me realitetin e shtuar, aftësi të tilla mund t'i jepen syzeve që, për shembull, drejtimi që dëshironi të shkoni mund të mbivendoset në kohë reale direkt në imazhin që po shikoni. Një shembull tjetër, emri i një personi që po shikoni dhe informacioni i punës së tij do të nxirret nga baza e të dhënave globale me anë të njohjes së fytyrës dhe do të shkruhet si një mbishkrim në imazhin që shihni në atë moment. Studimet në këtë drejtim po vazhdojnë me shpejtësi dhe shkencëtarët po punojnë gjithashtu për mënyrat për të aplikuar këtë teknologji në lentet e kontaktit.

Mirë, por a do të jetë e mjaftueshme për të arritur informacionin global kaq shpejt kur të jetë e nevojshme? Natyrisht, kjo nuk do të mjaftojë dhe do të ketë nevojë për metoda më të shpejta të transferimit të informacionit pa lexuar në ekran ose pa dëgjuar me kufje. Në këtë pikë, vlen të përmendet se ka studime për implantet e trurit/nervit dhe aksesin e shpejtë në internet dhe informacion. Imagjinoni të dërgoni email me një pajisje të montuar në kokë vetëm duke menduar për të. Eksperimenti i parë i suksesshëm i kësaj tashmë është kryer. Natyrisht, ka ende një rrugë të gjatë për ta bërë këtë të komercializohet.

Është fakt që kur të realizohen këto zhvillime teknologjike, sistemi arsimor do të duhet të rinovohet nga koka te këmbët. Për shkak se qasja në informacion tani është shumë e shpejtë për të gjithë, ajo që arsimi duhet të ofrojë duhet të jetë aftësia për të aksesuar dhe përdorur informacionin e saktë dhe të dobishëm. Me fjalë të tjera, matja e memorizimit nuk do të jetë aq e rëndësishme, sepse të gjithë do të kenë akses në informacion sa herë që dëshirojnë. Këto zhvillime janë gjithashtu një përgjigje goditëse ndaj njerëzve skeptikë të cilët kanë diskutuar gjatë historisë nëse është e mundur apo jo të transmetohen informacione të madhësisë së librit me valë tek një qenie njerëzore.[5]

**REFERENCAT:** ***1)*** "Allahu ia mësoi Ademit emrat e të gjitha qenieve..." (Bekare, 31) ***2)*** "Sikur të gjithë drurët, që gjenden në Tokë, të ishin pena e deti bojë shkrimi e t'i shtohen atij edhe shtatë dete të tjera, nuk do të shtereshin fjalët e Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishmi dhe i Urti." (Lukman, 27) 3) "...Pastaj i dha trajtë dhe i fryu shpirtin e krijuar prej Tij..." (Sexhde, 9) ***4)*** "Mirë ju polemizoni për gjëra që keni një farë dijenie, por, pse polemizoni për atë, për të cilën s'dini asgjë? Allahu e di hollësisht, ndërsa ju nuk dini asgjë për këtë." (Alu Imran, 66). ***5)*** "Ne edhe para teje kemi dërguar vetëm njerëz, të cilëve u kemi dhënë shpallje, andaj pyetni dijetarët e Librit, nëse nuk e dini (këtë). (Të dërguarit i çuam) me prova të qarta dhe libra. Ndërsa ty (o Muhamed) të zbritëm Përkujtesën (Kuranin), me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur dhe që ata të mendojnë." (Nahl, 43-44)

